Festivali Ndërkombëtar i Poezisë
"DITËT E NAIMIT"

Edicioni XV

# RIZGJIMI I LUTJES





Ditët e Naimit
Tetovë, 2011

# DITËT E NAIMIT
# MODEL I NDËRKOMUNIKIMIT LETRAR E KULTUROR

Letërsia dhe kultura në përgjithësi, ndër vite kanë njohur modele dhe tipe të ndryshme ndërkomunikimi. Këto nivele dialogimi, të cilat kanë qenë shumështresore, kanë bartur peshën e zhvillimit dhe afirmimit letrar e kulturor. Në dhjetravjeçarët e fundit, ato formate komunikimi janë begatuar, duke bërë që plotënia e polivalencës, polifonisë, polisemisë dhe e shumështresimit të veprave letrare, pra e botës së veprave kulturore në përgjithësi, ngado që ta ketë origjinën, të shkojë te recepiensi (publiku).

Në mesin e shekullit XX nisën proceset integruese në kointinentin tonë dhe më gjerë. Tendencat e globalizimit morën formë të qartë në projektin - Identiteti evropian. Arkitektura e Bashkimit Evropian u frymëzua kryesisht nga kultura e etnive të saj, nga trashëgimia e diversitetit kulturor. ''Krerët e shteteve dhe qeverive, kulturën e quajnë si, themelin kryesor të Evropës, e cila përcaktohet më pak nga gjeografia, se sa nga vlerat e përbashkëta që i bashkon popujt e saj.'' Ndërkaq, artizani i ndërtimit evropian Denis de Rogemont, i cili kuptimin e nocionit kulturë e ka më të gjerë, shprehet se, ''kultura është bashkimi i ëndrrave dhe punëve, të cilat synojnë realizimin e plotë të njeriut. Kultura kërkon të arrijë këtë marrëveshje paradoksale: të ndryshojë parimin e bashkimit, të thellojë dallimet, jo për t'i ndarë ato, por për t'i përmirësuar më tepër. Politikat kulturore, gjithnjë e më shumë gjejnë vend në politikat e të ardhmes evropiane. Në frymën e globalizimit, deri më sot,

janë miratuar deklarata të shumta dhe po implementohen programe kulturore disavjeçare, me qëllim të ngritjes së strategjive dhe gjetjes së teknikave të ndërkomunikimit kulturor. Ndërkaq, mekanizma të ndryshëm të Bashkimit Evropian në qendër të veprimtarive të tyre kanë projektuar dialogun ndërkulturor, këmbimin e përvojave ''promovimin e identitetit evropian përmes promovimit të dallimeve kulturore''.

Kështu, një model i promovimit të diversiteteve, të ndërkomunikimit letrar e kulturor është edhe ai i festivaleve ndërkombëtare. Ato kanë qenë dhe vazhdojnë të jenë edhe tani një arenë, ku dialogohet nga afër në nivel subjekti letrar dhe kulturor, në nivel prodhimi letrar, gjuhësor dhe të atij etnik. Tek ata ekzistojnë hapësira përkatëse për të ngritur urat e një bashkëpunimi ndërkulturor, për të këmbyer përvojat dhe informacionet në mes artistëve, poetëve, njerëzve të muzikës etj, por, edhe në mes të operatorëve të ndryshëm kulturor. Festivalet paraqesin shenjën e një lëvizshmërie të përbërësve të strukturës së trashëgimisë dhe të diversitetit kulturor. Ata janë një kuvend, i një ndërkomunikimi shpirtëror e frymor, i një kryqëzimi të prirjeve dhe rrezatimeve të vlerave të zhvillimit të popujve nga qytetërime të ndryshme. Ta riafirmojmë, të diturën, se, ''Kultura, ndodhet në zemër të qytetërimit dhe zhvillimit njerëzor''. Kualiteti i qytetërimit, ndikohet nga performanca e ndërtimit të një bashkëbisedimi, pra, “nga cilësia thelbësore e kuvendimit frymor dhe shpirtëror''.''Shpirti i një populli, thotë Alen Boske, pasqyrohet në poezinë e tij, më mirë se, në çdo formë tjetër të artit''. Dialogimi i eksperiencave, koncepteve e ideve letrare të popujve të ndryshëm, përmes takimeve letrare dhe kulturore të formatit të një shënjuesi kulturor e letrar, shpërfaq më së miri ngecjet dhe ecuritë përkatëse të tyre.



Një modeli i këtillë i ndërkomunikimit bashkëkohor letrar e kulturor është padyshim edhe Festivali Ndërkombëtar i Poezisë ''Ditët e Naimit'' me seli në Tetovë. Ai u ngrit para 15 vitesh për të përkujtuar figurën e poetit tonë kombëtar. U ideua në frymën e ndërtimit të një komunikimi e dialogimi brendashqiptar, i cili ishte prerë me kufi getiozimi të totalitarizmit komunist dhe atij të hegjemonizmit sllav. Ky projektshënjuesi kulturor paraqiste një sprovë, ku do të vendoseshin pranë e pranë subjekti letrar e kulturor në përgjithësi, dhe letërsia shqipe, përkatësisht poezia shqipe në veçanti, si një dhe e pandarë në një dialogim mes veti dhe me vonë me atë të huajën. Takimi letrar i Tetovës, shenjoi rinjohjen mes vete, pra, aty u promovua ndërkomunikimi i shumëmunguar brendashqiptar. Më vonë, ky komunikim u zgjerua jashtë kufijve të arealit letrar e kulturor shqiptar. 'Ditët e Naimit', thotë njëri nga themeluesit e këtij institucioni, A. Selmani, udhëhiqet nga një synim i këtillë, duke thyer barrierat pak nga pak, të arrijë atje ku është vonuar letërsia shqiptare, të paktën t'i hapë dyert dhe t'i krijojë këto mundësi ndërkomunikuese me botën...''.

Në fjalët tona të hapjes së edicioneve të Festivalit Ndërkombëtar të Poezisë 'Ditët e Naimit', vazhdimisht kemi nënvizuar dhe afirmuar vlerat e ndërkomunikimeve bashkëkohore letrare e kulturore që kanë reflektuar 15 edicionet e këtij shenjuesi kulturor, i cili çuditërisht flet nga cepi i gjeokulturës sonë, Tetova. Mbase, kjo është edhe një tregues se, aty ku ndodh ndeshja e diversiteteve, kjo formë komunikimi favorizon shkëputjen nga ''rrethi vicioz i provincializmit dhe izolimit kulturor'', rimburson rrjedhjet dhjetravjeçare në këtë drejtim, si dhe paraqet formën e vetëdijes sonë globaliste për të komunikuar, ruajtur dhe afirmuar identitetin tonë kulturor e shoqëror.

Festivali Ndërkombëtar i Poezisë ''Ditët e Naimit'' është operatori i parë poetik dhe kulturor, i cili në krye të herës, e gjykoi si të domosdoshme rivendosjen e një infrastrukture moderne ndërkomunikimi me kulturën dhe letërsinë e huaj, (pra me subjektin poetik dhe me vetë poezinë botërore). Ky festival, thotë prof.dr. Ymer Çiraku ''ka marrë dimensionin e një institucioni të shquar kulturor, (... ) aktivitet ky, ku takohen jo thjesht poetët e vendeve të ndryshme të botës, por para së gjithash, kulturat e popujve, si dëshmi komunikimi, njohjeje e stime reciproke. Ai u bë prurësi dhe përhapësi i llojit të vet të multikulturalizmit, ku kryefjala është poezia, kjo ''formulë magjike që i lidh njerëzit dhe popujt''.

Ismali Kadare, pas përfundimit të ediconit të VI të Festivalit, (ku u laurua me çmimin e madh letrar 'Naim Frashëri'), do të deklarojë se ''Duke parë ate pjesëmarrje të gjerë të poetëve që vijnin nga vende të ndryshme u pa qartë prirja për hapje drejt Evropës dhe botës. Kultura shqiptare dhe vetë kujtimi i Naimit të Madh, të gjitha këto bëjnë pjesë në qytetërimin evropian''.

Në këtë aktivitet të përvitshëm kulturor, i cili ngritet mbi një program të larmishëm të artit poetik, pamor, muzikor, e skenik vijnë dhjetëra poetë, piktorë, këngëtarë, aktorë të skenës dhe botues nga vende të ndryshme. Aty përmes aktiviteteve të shumta dhe të ndryshme brenda një edicioni, shpalosen vlerat e botës së artit dhe kulturës shqiptare, por edhe të asaj botërore. Janë një sërë performancash të leximeve letrare, përurime të librave të poetëve pjesëmarrës të botuara nga shtëpia botuese e festivalit, pastaj debate mbi letërsinë dhe artin në përgjithësi, sesione shkencore, ekspozita të pikturave dhe skulpturave të autorëve shqiptarë dhe të huaj, revy e valleve dhe veshjeve kombëtare shqiptare të regjioneve të ndryshme, ekzekutime të koreve, interpretime të instrumentistëve, të këngëve folklorike dhe të muzikës klasike shqiptare, shfaqje teatrale, recitime të vargjeve të ndryshme të poetëve shqiptarë dhe atyre të huaj, vizita nëpër muze e monumente kulturore e fetare të qyteteve të ndryshme shqiptare, pastaj afirmimi i figurës dhe veprës së poetit tonë të madh Naim Frashëri, (emrin e të cilit e mban festivali), përmes ngritjes së shtatores së tij në qendër të Tetovës, organizimit të sesionit shkencor e botimit në një libër të punimeve të tij në 100 vjetorin e

vdekjes, ndarjes së disa çmimeve që mbajnë dhe lidhen me emrin e tij, (si çmimi i madh 'Naim Frashëri', 'Qiriu i Naimit', dhe 'Ditët e Naimit'), pastaj botimi i një kolane të gjërë librash të autorëve shqiptarë e të huaj, botimin e përvitshëm të antologjisë së poetëve pjesëmarrës (dy antologji edhe në gjuhë të huaja), katalogjet e ekopozitave të artit pamor, broshura e pankarta, ueb faqja e Festivalit etj., të cilët flasin për gamën e gjerë të shumsorësisë, shumëkuptimësisë, shumëzërësisë dhe shumëvlerësisë së ndërkomunikimeve të rrafsheve kulturore të këtij shenjuesi të madh e të rëndësishëm poetik e kulturor të shqiptarëve.

Pjesa kryesore e programit të Festivalit, zhvillohen në salla të kulturës dhe në amfiteatro të universiteteve, përplot me artdashës. Ndërkaq, hapjet si dhe mbylljet e Festivalit, që brenda vetes mbajnë një program me shumësi ngjarjesh kulturore, e që zhvillohet në një transmetim të drejtpërdrejtë televiziv paraqesin një komunikim më të gjerë me publikun dhe shikuesin. Kështu, në këtë shenjues ndërkombëtar letrar e kulturor, ndërkomunikimi ndodh në disa rrafshe. Njëherë, brenda vetë poetëve, pjesëmarrësve dhe arteve të tyre, pastaj në mes tyre dhe publikut shqiptar. Publiku dialogon drejtpërsëdrejti me poetët. Ai, ka mundësinë e mirë të komunikimit edhe me poetikën, pra me vlerat artistike e estetike të lirikave të autorëve, herë në gjuhët origjinale të krijimit përmes leximit nga vetë poetët, e herë në gjuhën shqipe, përmes deklamimit nga ana e aktorit. Këtë komunikim me botën letrare të tyre e bën më të lehtë edhe antologjia e botuar e poezive të pjesëmarrësve, që publikut i servohet falas para fillimit të festivalit. Kjo antologji, e cila përmban, përveç poezive, shënime biografike, fotografitë e poetëve, ilustrime e piktura të shkollave të ndryshme të piktorëve, edhe parathënie nga kritikë dhe studiues të letërsisë, të cilët theksin e vendosin në rolin dhe rëndësinë që ka ky institucion letrar e kulturor në afirmimin e poezisë e kulturës shqiptare dhe të huaj, në këmbimin e përvojave dhe informacioneve, në dialogun ndërkulturor dhe në promovimin e diversiteteve kulturore. 'Në të gjitha antologjitë e botuara poetike të krijuesve pjesëmarrës, (...) është krijuar një bibliotekë e vyer dhe serioze, ku mund të hetohen tendencat dhe rrugëtimet estetike të poezisë së sotme botërore'. Kështu, pra ajo mundëson hetimin më të lehtë dhe më të shpejtë të shenjave universale e sistemin tematik e motivor të ligjërimit, mitet e legjendat, kompozicionin, figurën dhe stilin, sistemin e vargënimit etj. Jep një pasqyrë të shënimeve mbi autorin dhe veprën e tij etj.

Në 'Ditët e Naimit', kemi edhe një tip komunikimi, i cili ndodh përmes përkthimit të letërsisë së huaj në gjuhën shqipe dhe anasjelltas. Këto përkthime vijnë nëpërmjet publikimeve të veçanta, si dhe përmes botimit të antologjive të poezisë së poetëve pjesëmarrës. Botimet elektronike, janë gjithashtu, një tjetër mënyrë komunikimi e poezisë së poetëve, të cilët gjatë tërë vitit janë në dispozicion të lexuesit faqen e internetit. Poetët, theksuam më lartë se, realizojnë sipas programit vizita në qytete, ku ta-

kohen me qytetarë dhe veprimtari të tyre. Ata, njihen dhe marrin informacione mbi kulturat e ndryshme, por edhe ndikojnë në mënyrën e tyre të jetuarit. Pra, kemi ngritje të një komunikimi të drejtpërdrejtë me botën shqiptare dhe të tjerëve të atij nënqielli. Poeti i ndjerë danez, Erik Stinus, i cili së bashku me gruan e tij poete nga India dy herë ka qenë në Tetovë, pat deklarur, se ''Ne jemi familjarizuar pak më shumë me popullin që na mirëpriti, me letërsinë e tyre, këngët e tyre, kulturën dhe historinë e tyre. Kjo përvojë do të duhej t'u garantohej të gjithë njerëzve - se sa i ngjajnë vetes së tyre''. Gjithsesi, në anën tjetër, ''ky festival ka përcjellë natyrshëm dhe jehonën e poezisë e të kulturës shqiptare në këto vende, në të katër anët e rruzullit''. Pra, ata kanë objektivuar botën shqiptare, në poezi, cikle poezish e vëllime të tëra, në tregime e romane, të cilat i kanë publikuar në gjuhët e tyre.

E gjithë kjo që thamë më lartë, provon se letërsisë, kulturës dhe qytetërimit tonë, me hapa të përshpejtuar i është dashur të rivendosë urat tradicionale të shkëputura të komunikimit me botën. Ndonëse, nën rregullat e frymës së hapjeve dhe të integrimeve, kjo infrastrukturë ekzistuese e shkëmbimeve kulturore e letrare nuk është më, aq funksionale. Sot, ato formate komunikimi kanë evoluar, siç kanë ndryshuar edhe sisteme e kode të tjera të ecurisë së zhvillimit të njerëzimit, duke iu përshtatur tendencave të reja, të cilat na i imponon epoka e botës së dialogimit dhe e frymës integruese, pra e asaj të globalizimit. Nën dritën e një formatimi të ri global, këtyre modeleve të interkomunikimit iu nevojitet një rishikim, pra një kod që do t'iu përgjigjet kërkesave të cilat i dikton kjo epokë unifikuese.

Cila është vetëdija, sa ekziston gatishmëria dhe sa arrijmë ta akceptojmë nevojën e modifikimit të këtyre modeleve ndërkomunikuese, kur sa vjen e dëshmohet edhe përmes këtyre festivaleve poetike, se ''poezia (letërsia - SH.E.) është një mjet interkomunikues dhe interkulturor, që mund të shfrytëzohet racionalisht dhe praktikisht edhe në këto kushte moderne, kur flitet për një frymë globale''.

Mr. Shaip EMËRLLAHU

## Craig CZURY
## (SHBA)



U lind më 10 mars 1951 në Kingston, Pennsylvania, SHBA. Ai u rrit në një zonë të pasur me qymyrgur në Pensilvaninë Verilindore. Kaloi 15 vjet duke i rënë pash më pash Amerikës së Veriut, duke punuar në karnavale, ndërtim, kuzhina restorantesh. Ka organizuar lexime të shumta publike poezish. Craig Czury ka marrë titullin M.F.A. (Master i Arteve të Bukura) nga Universiteti Wilkes dhe është lektor në Kolegjin Albright. Ai punon edhe si poet në shkolla, në azilet e të pastrehëve, burgje, spitale për të sëmurët mendorë dhe qendrat komunitare në të gjithë botën.

Është nderuar me shumë çmime kombëtare dhe bursa ndërkombëtare për të vazhduar performancën e shkrirjes së poezisë dhe projektet murale poetike. Një instrumentist shumë i aftë i harmonikës. Ai është poet laureat i Kontesë së Berksit (2010-2012).

Jeton në Reading, Pensilvani. www.craigczury.com

Ka shkruar mbi 20 vëllimeve poetike si:

-Prerje dhe tymosje, FootHills Publishing, 1989, Bath, Nju Jork.

-Përveç…, FootHills Publishing, 1990, Bath, N.Y.

-OBIT HOTEL, Pine Press, 1993, Landisburg, Pa; SCRAPPLE, Nightshade Press, 1995, Troy, Me.

-Hije/Hije jetime — SOMBRA/SOMBRA HUÉRFANA, (përkthyer në gjuhën kastelane Rosann DeCandido dhe Alicia Partnoy) Pine Press, 1997, Landisburg, Pa.

-Fytyra të papajtuara, FootHills Publishing, 1999, Bath, N.Y.

-PARALLEL´NOYE TECHNIE / Rrjedhë paralele, (përkthyer në rusisht nga Irina Mashinskaia) Petropol Press, 1999, Shën Petërburg, Rusi.

-Në mbyllje e sipër, FootHills Publishing, 2000, Bath, N.Y.

-FACES IRRECONCILIÁVEIS / Fytyra të papajtuara, (përkthyer në portugalisht nga Narlan Matos) Red Pagoda Press, 2002, Reading, Pa.

-ANGLIAVAIZDIS /Peisazh me qymyr, (përkthyer në lituanisht nga Mariaus Buroko) Vario Burnos, 2002, Vilnius, Lituani.

-OTROS POEMAS / Përvojë amerikane, (përkthyer në spanjisht nga Esteban Moore) PapelTinta Ediciones. 2003, Buenos Aires, Argjentinë.
-Përligjje me heshtjen time, FootHills Publishing, 2003, Bath, N.Y; IN ATTESA DI BREVETTO / Përvoja amerikane, (përkthyer në italisht nga Riccardo Duranti, me ilustrime nga Dino Patanè) Edizioni Empirìa, 2003, Romë, Itali.
-DNEVNIK BEZ IMENA / Ditar pa emra, (përkthyer në kroatisht nga Milos Durdevic) Literature Live, 2004, Zagreb, Kroaci.
- Syri i shndritshëm prej qelqi i Zotit, FootHills Publishing, 2004, Bath, N.Y.
-Përvojë amerikane: në pritje të çertifikimit, Paper Kite Press, 2006, Wilkes-Barre, Pa.
-Kam frikë ta them, (përkthyer në shqip nga Silke Liria Blumbach) Manifestimi Letrar Ndërkombëtar "Ditët e Naimit", 2006, Tetovë, Maqedoni.
-Kuzhina e zgjidhjeve të konflikteve, FootHills Publishing, 2009, Bath, N.Y.
Është redaktor i dy antologjive, Vijë e hollë ulëritëse nga N.E. Pa. Prison Poetry Project, dhe Un Segundo en el tiempo/Një sekondë në kohë me poetët e komunitetit Reading Hispanic.
Antologji dhe kolana botimesh
Vijëza ulëritëse: Antologji e Poezisë së Burgut nga N.E. Pennsylvania. Endless Mountains Review Press, 1992.
UN SEGUNDO EN EL TIEMPO / Antologia de poesía Berks y más allá / Një sekondë në kohë: Antologji poetike e Berksit dhe më tej. Albright College Press, 2002.
Kolana e poetëve të Montanës, Gjashtë libra nga poetët e Montanës. FootHills Publishing, 2010.
Kolana e poetëve të Montanës, Vëll. 2, Gjashtë libra nga poetët e Montanës. FootHills Publishing, 2012.
Ka përkthyer librat: L. Jakimavičius MEDINE / Prej druri. Versioni nga lituanishtja në anglisht nga Craig Czury, me Alma Valevičiene. Përkthyer gjithashtu prej Laima Sruoginis, Mara Almeniene, Galina Čepinskiene. Botimet e Lidhjes Lituaneze të Shkrimtarëve, Vilnius, 2001.
A. A. Jonynas, LAIKO INKLIUZAI / Përfshirje në kohë. Versioni nga lituanishtja në anglisht nga Craig Czury. Përkthyer gjithashtu prej Antanas Danielius and Jonas Zdanys. Botimet e Lidhjes Lituaneze të Shkrimtarëve, Vilnius 2002.
Sh. Emërllahu, LIFE'S RAGS, versioni nga shqipja në anglisht nga Craig Czury, me Elvana Zaimi-Tufa, Manifestimi Letrar Ndërkombëtar, 2009, Tetovë, Maqedoni.

# ARTICULITUS TË NDRYSHËM

ka diçka të paepur nën cipën e
një fjale që s'e kam përdorur më parë

poezia gjuha e mbrame para vdekjes
~
e dy shkollave
që shkruajnë atë që unë s'di më intereson më shumë
~
diku mes vështrimit dhe shikimit
duket sikur s'e kam mendjen aspak

ndëshkimi është i ashpër
~
ende mendon se kujtesa
ka ndofarë lidhjeje me të menduarit
~
ç'gjë tjetër në këtë bukuri të tejdukshme

në cilin çast
~
largësia mes leximit dhe vizualizimit
tërthorësi

tashmë ti di si të mos hapësh sytë
~
gjithë këto fjalë për kujtesën
kemi qenë të dy atje
e prapë rrëfimi yt e rrëfimi im
~
ai vështrim i çuditshëm
më çon teposhtë gjuhës

ai vështrim i humbur i pagjetur kurrë më
~
mes asaj që kujtoj
dhe asaj çka kam përfytyruar
~
vjen ç'prej vdekjes të më tregosh
~
i dallueshëm në zgrip
~
nuk besoj në një poezi të shkruar
nga një mendje e vetme

as unë
~

bastet anojnë nga kripa e detit
gjak që shpërthen brenda gjakut

## VELENXË E BARDHË

(për Rexhinën)

po për vdekjen e çdocilës fjalë
më duhet të bart kët' velenxë të faqes së bardhë

nënkresë e bardhë e faqes
që më prin kah [poezia?]
hapësira luksoze
ku të prehen sytë e mi
~
aq qetë sa të dëgjosh
të shohësh ç'dëgjohet përtej
s'ka fare lidhje me mendimin
~
gjuhë private shkruar me një shkrim dore të fshehtë
~
ky tension i bardhë i tendosur i heshtjes
që fjalët e mia të fliten vetiu
~
por si të mos e fshij vetveten
në qesharakësinë e
bojës lëng balsamosës i
fjalëve sarkofag
i mendimit vdekje e
dijes
qesharake
~
po nëse kur përshëndetemi
të flasim poezi
po sikur gjuha jonë e mbërritjes
të shpërbëhet në rrokje të thella shikimi
shikimin e njëri-tjetrit si në një çast të parë ngazëllyes
po kur të nisemi?
sikur të mos takohemi më kurrë
~
çnjerëzore dhe e paturpshme
të thyesh ëndërrsinë e mendimeve të tua mëngjesore
të lexosh një gazetë
~
për aq rrallë sa të shoh
vdekja jote me mua është në rregull
e di që përherë je aty ku duhet të jesh
biseda jonë vazhdon

shikimi që më hedh vazhdimisht prin/qorton
~
shtriqur në plazh
        jam horizonti
shtriqur në shtratin tim të rërës
         piskamë pulëbardhash dallgët që rrokullisen
me forcë
sikur horizonti, edhe unë do të mbetem përgjithnjë

## MES LUTJES DHE ZGJIMIT

mes kësaj filigrane psalmesh
arrij dhe nxjerr
zërin tënd të njëzet viteve më parë
që pyet ku është qendra ime

mes lutjes dhe zgjimit
iluzioni këmbëngulës i zgjimit
pa i lëvizur buzët
vetëm se nuk po fle më
palindrom uji
kur një zë qërohet
të tjerët sajojnë
inkremente tingulli
me interval muri shpërbëhet
një gjësend blu mes nesh
vazhdoj ta humbas vendin tim
tierra sagrada s'e them dot tamam
nëse qeshë unë që udhëtova
nga vdekja apo t'i tregoja vetes
këtë pyetje një gjë të tillë si e kaluara
~
mes lutjes dhe zgjimit
rizgjimi i lutjes
për të përfshirë këtë hapësí
sikur vëmendja të përqendrohet përtej
ti do të thoshe jo besueshëm
nën sipërfaqe diçka nuk shkon
frymëmarrja që është shumë larg
e padukshmja e dashur e ashtuquajtur më afër
e harroj shtrembërimin
vetë emri im në gjithçka
ky vështrim për orë të tëra i vetmuar
~
çdocila fjalë duhet ëndërruar
para se të bëhet poezi

po kush nga ne mund ta dijë
fillimin në këtë gjysmë-dritë
mes poetit dhe asketit
pasi dikur ke frymëmarrë përtej
si për të parë, edhe për t'u mbushur
vetëm i shkolluari i pandriçuar do të thoshte
metafora muzika e lustruar
kur diçka horizontale në errësirë lëviz
s'ka fare kohë të shkosh ta shohësh në sy
~
kundërthënia e zgjimit
mes shikimit dhe thënies
çka shihet nga heshtja
nëse ka ndonjëherë heshtje
fillon të tregosh me sytë mbyllur
~
ka një derë
dhe një hije që mendon se është fytyrë
në pasqyrën pas derës
ti e di që ka mace
por e vetmja syresh ka dalë jashtë me kohë
s'e sheh dorën kurrë
vetëm pasqyrën që mendon se është fytyrë
drita gjithmonë ndezur në korridor
ajo kruarje pas çimentos së lagësht
~
mes lutjes dhe zgjimit
gjuha hermetike e lutjes
kur kërcehet fshin këmbët
si ngjyra të pikturuara nga sytë
kur flitet fshin lutjen
membranë e hollë lëkure
mes tingullit imazhit ligjëratës
kjo poezi një hartë rrëzon pingul
~
gjuha e flakshme e zgjimit
muri varet mes kornizës së vet
pa bisedë heshtjeje
dhe kohën që duhet për t'u çmontuar
i humbur shpërbërë me ç'gjuhë
pastaj tamburët duron
në pyll me askënd
~
Infuzion i kundërt i lutjes
drejtuar nga vdekja
ose pasqyra e saj errësira fle
drita ngurron dhe bluan
kah një shikim i ngulmët pas syve

~

mes lutjes dhe zgjimit
con(tra)versación
mes një gruaje dhe një burri
që i flasin njëri-tjetrit
përgjatë një pengese të lehtë
që dredh laqe të shtrënguar
rreth asaj çka kurrë s'është thënë zëlartë
zë – harxhojmë tërë jetën
duke rrjedhur jashtë gjithë tingullit
të tepër për të shkaktuar zhurmë kafshe
jam ulur në zgrip të një heshtjeje të stërmadhe
në pritje që heshtja jote të më kthejë vitet mbrapsht.

## PRA, NË FUND MBETET PERCEPTIMI

pak shenjtëri mes gjithë profanizmit dhe mediokritetit
kur dëgjon veprimin që bën tek i dorëzohesh qëllimësisë
duhet të kthehesh anës tjetër e të jesh pas syve të tjerë
tek tretesh në ato vende në zgrip të pamjes e vështrimit
vendi dhe pikëmbërritja përkohësisht s'janë aspak të mundshëm
tek luajnë me dekorimet lulore
mu sikur loçkat e syrit gjethe të ishin e të lëshohej duarsh një erë e fortë
s'do ta dije ku qëndron, duke rrotulluar fjalët derisa të jenë të duhurat
mund të jetë një vend ku njerëzit mblidhen sipas një tonaliteti zëri
dua të dëgjoj dikë të flasë që të prapësojë me njëmend zhurmat në sfond
në mes të gatitjes hollësirat më shpëtojnë

## HAP NJË HESHTJE TË TMERRSHME MES NESH

mas trashëgiminë në një ton zëri
nën atë farë vështrimi
Ç'ishte ajo gjë që na u premtua
një gjest i veçantë i tërhequr mbrapsht
Nga çfarë gjëje u desh të hiqnim dorë

dikush diku që mund ta njihnim shumë kohë më parë
Në ç'vend të Biblës shkruhet pakushtëzueshëm
lexova gazetat
Mos po të hante diçka
prej asaj çka herën e fundit s'e more
Këtu
të jap gjithë çka kam gjetur qysh se isha djalë
capak fjalë të mezipërdorshme dhe këtë çast leximi

## E SHTUNA E VDEKUR

Po as në një varrezë nuk mund të hash pa muzikë
kamerieri sapo solli një pjatë kërpudha skare salcë shishe verë të kuqe
jam vjerrë pas palltos së mbështjellë fort duke ngrohur gishtat në llambën me kandil
buzët puthin një gotë raki
dhomëza sipër, ku liqeni laton trungjet në stola frymë e ftohtë avullon çdo tryezë në
kioskën e vet
çdokush prej nesh mendimet tona prekin drurin qoftë dhe pragdere
ndërsa lexojmë poezi mbi të vdekurit të një poeti tash të vdekur
s'jam vetëm unë që lavdërohem se jam varrezë
muzikantët po luajnë si dikur si një sekret i nxjerrë prej mendimeve të thyera
violinat e tyre zgjerohen për petalet që do t'u hedhin përmes kësaj drite të mugët
para se të ngrenë vështrimin

## ÇDO DITË NJË KËRKIM LEGJENDAR PËR BRITMËN E HUMBUR

të fëmijëve në pyll
çdo ditë një grua del nga shtëpia
shkon në pyll dhe kërkon të bijtë
çdo ditë dashurohet me një pemë
bën dashuri me të
dhe kthehet në shtëpi pa rënë nata
çdo ditë një grua del nga shtëpia
shkon në pyll dhe kërkon të bijtë
çdo ditë ajo hedh krahun rreth trungut të një peme

dhe fërkohet pas saj derisa pema dridhet
derisa gruaja bëhet litar floku
pastaj kthehet në shtëpi pa rënë nata
një grua në kërkim të bijve të vet
shkon në pyll por aty nuk ka pemë
vazhdon të ecë nga ana tjetër
e argjendtë dhe rrëzëllitëse
para saj zhavorri rrëzëllen

*Përktheu: Elvana Zaimi-Tufa*



# Ivan ANTONOSKI (MAQEDONI)

U lind në vitin 1990, në Shkup. Ai është autor i vëllimeve poetike: Mendime fëmijërore (Shkup: Parlamenti fëmijëve i Maqedonisë, 1999); Miqësia fëmijërore (Manastir: Klubi i shkrimtarëve Stale Popov, 2000); Hapërime fëmijërore (Manastir IK Apeks, 2001); Përpëlitja e natyrës (Shkup, Revijja Ekologia dhe MAHAJA, 2002), Edhe kur të lutja të ritesh (Makedonska reç, 2007) dhe botimi i dytë (Shkup Makedonska reç, 2008). Përmbledhja poetike më e re është botuar në gjuhën serbe dhe bullgare: Kat sam te moli oda porastesh (Nish: Qendra kulturore Nish 2008)dh Kogato te moleh da porasnesh (Melnik: IK Mellnik, 2008).
Është autorë i prozës dygjuhësore Syri i madh i Britanisë së Madhe (Shkup Makedonska reç, 2005), si dhe librin e ilustruar për fëmijë Palaçot e mia (Manastir IK Apeks,2001). Redaktor i përzgjedhjeve të materialeve folkloristike Traditional tales and legends from Macedonia (Shkup, 2008) E përkthyer në gjuhën angleze.
Poezia e tij është botuar në revistat Stozher dhe Sovremenost. Është përkthyer në: Gradina (Serbi), Brin Pirin, Noviot pulls, Sllovoto (Bullgari) dhe në Knizhevno pero (Kroaci), si dhe është përfshirë në antologji të ndryshme. Ai ka përkthyer disa përmbledhje poetike (serbisht) dhe një vepër në prozë (kroatisht).
Deri më sot ka marrë pjesë në shumë manifestime shkencore, që shumica kanë karakter ndërkombëtar, dhe pjesa dërmuese e punimeve janë të botuara nëpër revista periodike. Për të arriturat e tij të deri tashme është shpërblyer me dhurata shtetërore e ndërkombëtare.
Antonovski është bashkëpunëtorë i disa mediumeve të shkruara dhe elektronike dhe është anëtar i disa organizatave joqeveritare. Prej tetorit 2009, ai është anëtari më i ri i Shoqatës së Shkrimtarëve të Maqedonisë.



## KËRCNIM POROSI, ZGJIDHNI VET

Edhe pse kah moti porositët
që fytyrat tua zografojnë në fresk
nëpër foltore
në të cilët kandilat
ndizen vetëm pas mesnate
që në pagëzime
këndohet salikim për meshë,
ndërsa nëpër trupat tuaj
të bëjnë figura të idealizuar

dhe të vënë pranë burimeve,
që minutat e stinëve të shurdhtë,
virgjëreshat të shkojnë në flijime
Nuk jeni as zota, as shenjtorë.
Prandaj nuk gjunjëzohem para jush
dhe fjala ime veshët ua mbyll
e dëgjoni si lutje të një përvuajturi,
si kërcënim ose porosi e shqiptoj-
zgjidheni vet.

Mos  bëni nga unë metaforë
që t'i jepni kuptim
pa kuptimësive të shumta
as parregullsive të lidhëzave
që të krijoni rend
midis kaosit mendimtar.
Mos  më vendosni në fillim
që  tua tërheq gjithë atë peshë
ose në mes- midis dy presjeve
të hapësirës së vogël e të zbardhur,
sepse atje do të më ngulfatni
do të më pa shpirtëzoni
por, mosni as në fund
që pas meje të vendosni pikë
dhe me te të më heshtni
ose para tre pikave
që ndonjë i tretë ta përfundojë.

Mos më thithni kur
dëshmitë i keni të etshme për semantika
nuk dua të jem vetëm formë.
Mos më shtrini, mos më tërhiqni,
në dy anë të ndryshme,
me një vizë
shtyllë midis palcës sime
kështu nga unë gjaku i ftohtë derdhet
dhe jetë u jep atyre
që të palodhshëm shtrihen nën mua
-pjellë kurvërie në damarë të vetëdijes.

Nuk dua tu bëhem shpëtimtar.
-e pa denjë më është një vdekje e tillë.

Nuk keni brengë për mua?
E di!
Nuk më krijuat ju?

E di!
Më krijuan paraardhësit tuaj.

Më lërmëni, më hidhni,
Më harroni, më braktisni…
Unë do t ë vdes, por ato përsëri do të më lindin
dhe përsëri do të më krijojnë
nga hiri nën cungje
me të cilat digjeshin Nënat e mia,
atëherë kur ju nuk do të ekzistoni
Më lejoni të jem i vetmuar,
vetëm fjalë e thjeshtë , dhe shenjë e thjeshtë
diçka që tregon në diçka tjetër.



## MESHA DERI TE NJË QEN

Ej, ti endacak
me këmbën e përgjakur
që shkon pran tabutit
të paraardhësve të mi
vrapon para meje
deri sa unë shkoj pas tyre
dhe më shikon me pikëllim
dhe ndalesh nga mëshira
që të mos qajë i vetëm.
Mos u ndal, mos prit…
Shko!



Shko atje ku
aroma e freskët e tokës
pas erës të thërret
dhe prit te brazda, (hulli, përroska)
në të cilën shtrihen situatat
të ngjyrosura me  ngjyrë prej pikëllimi.
Në një moment
të kohës që shkon,
vargan njerëzish
të veshur me të bardha
do të presësh atje.
Ata do të mbajnë flamur
dhe mbi të një mollë
e prerë do të mbetet.

Piskëllimë do të dëgjosh atëherë,
por jo nga qarja
por nga zurrlat e tyre,
të bëra nga druri arës
që e kam moshatarë.
Ata këngë do të këndojnë
dhe valle do të hedhin,
ngase një i afërm i tyre,
me nënën e vet
përsëri do të martohet
kurse para tyre,
mua do të m' kujtosh,
por mos leh dhe
-më lejo të fundosem në qetësi,
meqë deri atëherë
me gjyshin tim
për herë të parë do të takohem.

Kur mbrëmja do të vij ,
kërko pushim për fuqinë tënde
-shtriju atje
ku toka është më e butë
dhe prit atje
të kalojmë disa vera të ftohta
Dhe kur uria
me tërbim do të zgjojë
të zaptohesh
pas hijes tënde.
Nën të ti fillo gërmosh
-me shputat tua,
në djepin e helmuar
shpëtimin do ta gjesh.

Deri sat ë mundesh
brej gjakatarisht
dhe mos u ndal nga dhimbja
thithe gjithë atë palcë
që do ta ketë shijen e jetës
dhe aromën e të shprehurës
Përsëri do të kujtohet
se si një shpirt endacak
në trupin tënd
gjen shtëpi të re
dhe prej fisit tënd
do të mohohesh.

Pastaj mos ri atje
dhe mos u bërë memec
shko midis (gjinisë)pjellës së re,
rikujtoje për prejardhjen
shënoje një ringjallje të re.
Me të lehurën tënde
ndoshta do kafshosh një ndërgjegje
rastësisht të endur
nëpër të njëjtat shtigje.

## AKOMA E PRES

1
Në jehonën e pjellshmërisë së mallëngjimit
dy shigjeta të ndryshme
paturpshëm bëjmë dashuri
të shtrirë njëra mbi tjetrën
në dorën time,të kthyer nga veriu

E pres!
Do të vij njeriu
edhe  pse nuk më lajmëroi
kohën e mbërritjes së tij.

2
Më duket se në pritje kaloi shekulli,
kurse deri atëherë oborri i kishës
në të cilën nuk jeni të pagëzuar
kambanat me piskamë zërohen
dhe kërkojnë tjetër vend për jehonë.
I posa linduri vdiq apo I vdekur lindi,
filloi dita apo gdhiu mesdita-
Fantazma për fillime të reja.

Akoma e pres!
Po, do të vij njeriu.
Edhe pse kurrë nuk na paralajmëroj
kohën e mbërritjes së tij.

3
Deri te kulla e vjetër me çelës të humbur
zemra e robëruar e përmbytur në ëndërr
dhe nga vetmia pushon së rrahuri
nga ana tjetër,
lajmëtarë të pa dërguar nga zoti

në emrin e tij paraqiten
-me lajmërim të ri për ndonjë fillim të ri.
Ose është ditë e re, ose dikush
lejoi  të gjykohet dita
dhe ta pres me një shpatë të padukshme
që vetëm i frikësuari
mund ta shikojë.

Dhe po, unë akoma jam këtu!
E pres atë,
edhe pse kurrë nuk përmendi
as vendin e arritjes së tij.

4
Lokomotiva klithi si për herë të fundit
dhe në klithjen e saj u dëgjua dhimbje-
hijet e shpresës sime shkuan
me trenin e fundit të pasdites.
Nuk më thane lamtumirë
por e dinin se ku i dërgonin
-në  pushkatim me të shtëna të qeta
Që sjellin vdekje të ngadalshme, por të sigurt,
Si festë për triumf të dhimbshëm
të fantazmave të ringjallura.

Dhe përsëri mbeta vet
akoma Atë e pres,
edhe pse nuk më kushtoj as kokën, as vendin,
në arritjen e tij triumfale.

*
O, qofsha i mallkuar!
A u humba midis kohërash
të shqyera në pakohë
apo në vendin profan
pritja takimin e parë e të shenjtë?

Apo ndoshta...
ai mu paralajmërua
vetëm në ëndrrën që kurrë
nuk e ëndërrova deri në fund.

Akoma e pres…

*Përktheu nga maqedonishtja: Remzi Salihu*




## Mohammed EL AMRAOUI
## (Marok / Francë)

Mohamed El Amraoui lindi në Fez më 1964 dhe jeton në Lyon, Francë, prej vitit 1989. Është poet, përkthyes dhe aktor, shkruan në frëngjisht dhe arabisht dhe bashkëpunon shpesh me muzikantë dhe artiste. Ftohet shpesh në festivale ndërkombëtare poezie. Ka botuar mjaft libra dhe publikuar CD e libra artistikë, duke përfshirë De ce côté-ci et alentour, (Nga kjo anë dhe rrethinat), L'Idée bleue, 2006, Dritarja, e diel dhe ditët e tjera (në arabisht), Fadâ'ât, Amman, 2007, Récits, partitions et photographies, (Tregime, partitura dhe fotografi), La Passe du vent, 2007, Accouchement des choses, (Lindja e gjërave), Dumerchez, 2008. Përkthen poezi arabe në frëngjisht dhe ka botuar, mes tjerash, poezi nga Saleh Diab dhe një antologji me poezi bashkëkohore marokane.
"Mohammed El Amraoui shkruan, flet dhe lexon frëngjisht. / Mohammed El Amraoui shkruan, flet dhe lexon arabisht. / Mohammed El Amraoui shpik imazhet e veta dhe strategjitë e veta sintaksikore dhe gramatikore. / Mohammed El Amraoui shmang fjalët konvencionale; ka krijuar një 'zjarr në majën e gjuhës' dhe zbuloi që 'dielli është pak i dobët'." [B. Bretonnière]



## FOTOGRAFI

Matanë qytetit
arrij në një urë që nuk njoh.

Shkallët në të dy anët shpërthejnë flakë
dhe palosen prapa kundër mureve të liruara
sikur të bëheshin pirg në vend

Në të kaltrën e thellë të mbrëmjes
mund të dalloj vetëm fillimin e një fjale,
ndoshta ndjenjë ose ndjeshëm…

Në mes të gjithçkaje bie nata.

Shkallët përhapen si shpatulla
në secilën anë të një binari të hekurt që shtrihet në atë
që mund të jetë përgjigjedhënësi telefonik
në gojën e urës.

Nuk mund të shpërfill kollën time

dhe gjithçka që shpie
lart nëpër shkallët e brinjëve të mi.
Dërrasa e hekurt e kraharorit.
Kalimi mjaft i brishtë për frymë.

Diçka e shkarravitur në qymyr druri:
një shkarravinë
nëpër pragun e ndjenjës.

2.

Radha dritaresh e derdhin veten për lumin.
Nata mbështetet me gjithë peshën e saj mbi mendjen.
Për të panjohurin është sikur të ecësh me zor nëpër ujë.

3.

Në njërën anë
gjëmimi i lumit hedh hijen e urës.

Në anën tjetër
hija e një ure i ngjitet murit të vjetër
që e mban në vend.

Në një anë tjetër
drita zhytet, shtresë pas shtrese, në shtratin e lumit
pa u vënë re.

Bronzi dhe bakri i mbrëmjes
zhytem në gojën time.

Përkthyer në anglisht nga Lavinia Greenlaw, nga anglishtja në shqip nga Silke Liria Blumbach

Pra unë them që dikush po flet, pra unë them që dikush po flet për mua, pra unë them që dikush po flet për mua kur unë po flas, dhe brenda meje kjo është heshtja të cilën dua të lëshoj, por dalin fjalë duke u shkrepëtuar, zbardhëllim, i hutuar

Nata, mbi të gjitha, e papërshkrueshme
mbulon të gjitha
këto
skorie

dhe vjen
heshtja

pastaj, më vonë
dhe plluquritjet që pasojnë

Secili prej kërcimeve përmban kërcime më të vogla, secili konciz dhe i skalitur si diagram, më i vogël, mezi i deshifrueshëm.
Një femër thotë: Nuk i njoh të gjitha lartësitë e kërcimeve të tua, ende nuk i njoh. Dhe nata vjen nëpër dritare; nata i jep dritares mprehjen e syrit të një maceje. Një errësirë i rrethon sytë; rrokje, rrokje pas rrokjeje, feta të holla; që është e tëra që ka mbetur

*Përkthyer në anglisht nga Norbert Bugeja dhe Emilie Jones, nga anglishtja në shqip nga Silke Liria Blumbach*



# Ag APOLLONI (KOSOVË)

U lind më 1982 në Kaçanik (Kosovë). Shkollën fillore dhe të mesme i kreu në vendlindje. Në vitin 2005 diplomon në Degën e Letërsisë Shqipe, në Fakultetin e Filologjisë (Universiteti i Prishtinës).
Në vitin 2006, diplomon në Degën e Dramaturgjisë, në Fakultetin e Arteve (Universiteti i Prishtinës).
Në vitin 2008, mbaron studimet e nivelit Master për letërsi dhe regjistron studimet e doktoratës; angazhohet mësimdhënës në Departamentin e Gazetarisë.
Në vitin 2009 pranohet asistent i lëndës Letërsia botërore në Degën e Letërsisë së Përgjithshme dhe Krahasimtare. Po ashtu në të njëjtin vit punon, kolumnist i kulturës në gazetën “Koha Ditore”, si dhe publikon librin e parë “Zomb”, i cili shpërblehet me çmimin kombëtar Libri më i mirë poetik i vitit 2009.
Në vitin 2010 pranohet mësimdhënës i rregullt në Degën e Letërsisë Shqipe dhe në Degën e Letërsisë së Përgjithshme dhe Krahasimtare (Universiteti i Prishtinës); emërohet kryeredaktor i revistës letrare “Jeta e Re”, redaktor kulture i gazetës “Lajm”, si dhe boton dy libra: Drama (Stefani, Halloween, Judita, Mat) dhe Parabola postmoderne.
Në vitin 2011 monodrama Stefani (Stefan, Die Geschichte eines Augensammlers) botohet në revistën kulturore austriake Lichtungen.
Ka botuar shkrime të ndryshme nëpër revista shkencore e letrare në gjuhë shqipe, gjermane, italiane e boshnjake dhe ka marrë pjesë në disa sesione e seminare shkencore kombëtare e ndërkombëtare.
Është anëtar i PEN Qendrës së Kosovës dhe i Lidhjes së Shkrimtarëve të Kosovës.



## AVENUE

Qielli qan
Bulevardit rrjedhin lot
Lisat shkulin flokët nga dhimbja për ne

Ty era t’i derdhë flokët e verdhë
Fjalët e mia t’i lagin sytë

Ti me flokë të derdhuna derdh lot

Âsht terr
Natë shtatë herë e zezë

Ti kokën kah un nuk e kthen
Gjakun n'ball ma ndezë

Hijet tona shkojnë si siluetë e trupit siamez

Amfitrita e detit t'ndjenjave t'mia
Ji e sinqertë t'lutna
Shikomë n'sy

Ti fshan me kokën mënjanë
Ni mur mes nesh ka hy

Ne ndalemi
Ti fshin lotët në terr
Në stacion ni buss urban ndalet
Ti hyn e disa dalin

Ti shkon
Kokën mbrapa nuk e kthen
E un po marr malin

## RETORIKA E HESHTJES

Sa i madh deti e sa të vegjël njerëzit

Lahen edhe mbasi në breg ndizen dritat
Lahen trupat, s'ka det që i lanë shpirtat

I bie trup ujit me barkë
Tanë kjo kaltërsi mbi e nën mu'
E unë mërzitem për dy gogla blu

Të kërkoj si hero i marrë
Dulqinja eme e dashtun

Emni dhe mungesa jote janë gjithkund
Barka bart fjalë, uji mban heshtje

Nji ciceron më cicëron në vesh
E unë hesht si peshk

Dhe heshtja ka gjuhën e saj
Mendimet dhe ndjenjat në të bâjnë not
Vij vërdallë mbi ujë e dhé
Dhe vuej për ty si Don Kishot

Unë shkruj për fate njerëzish
Po fatin tem tjetërkush e ka shkru'
Ti gjithmonë me ikë prej meje
Unë gjithmonë me t'kërku'

Nji ditë si kokrra e kripës në flakë
Ka me plasë heshtja
Atëherë kam me vdekë nga mërzia
Apo nga kureshtja

Me gjuhën e peshkut
I drejtohem Zotit:
Merre ujin
Merre qiellin
Merre krejt këtë kaltërsi
Se e gjitha t'përket ty
E kthemi mu' veç dy sy

Zoti hesht
Peshqit heshtin
Hesht dhe unë

Si për inat askund nuk dukesh ti

Turistët kalojnë pranë heshtjes
Dhe heshtja ishte pranë Perëndisë
Dhe heshtja ishte Perëndi

*Ulqin, korrik 2010*



## ZOMB

Ti mâ nuk je
Un jam dhe s'jam

Për herë t'mbramë ti m'i njome sytë

Tridhetë e tre lot nga sytë i nxora për ty
I futa në fijen e flokut tand të mbetun në nënkresë
Rrugës kahdo shkoj i mbaj si tespi
Lot e lutje lidhen n'udhëtimin e pashpresë
N'venat e mia nuk rrjedh gjak, po lot
Un jam pikëpyetja ma e madhe n'botë
Asgjâ mâ nuk m'prek n'shpirt
Kaloj mes të gjallëve si pranë vorreve
Shurrën e bâj n'faltoren ma t'afërt

Pshtyj n'vende t'shejta pa drojë
Brengat dëshirat epshet e femrave
Mâ nuk i kuptoj

Sa herë shikoj qiellin blu
Më kujtohen sytë e tu

Si Diogjen kërkoj shpirtin tem
E askund nuk e gjej
Lypsat kot shtrijnë dorën kah un
Zemra që dikur ka mujt me u prekë
Tashma ka vdekë

Un jam Zomb Zomb Zomb
I ngujum n'mes dy botëve
Zotin dhe omin i njoh i shoh
Po kurrgjâ nuk më ngroh

I vetmi shteg për me i ikë dëshpërimit
Vdekja âsht

Qielli çahet toka trandet
Prej vorreve dalin të vdekurit
Du me shku me ta
Po për ta jam përtej vdekjes
Për të gjallët jam natanë jetës
Hijen teme s'e shoh ditë as natë

Du me vdek' po nuk jam gjallë
Du me jetu po jam kufomë
Mes jetës e vdekjes shkoj vetmitar
S'kam miq të gjallë as fantomë

Nuk m'prekin lotët klithjet as gjaku
Si vrasës ec në mesnatë
Hana sheh kah un
Dhambët e ujkut m'i zgjat

Njeriut ia nxjerr sytë e dhimbje nuk ndjej
Femnat i kafshoj n'fyt dhe vazhdoj ma tej

Shoh të vdekunit
Si krujn dhambët me eshtna t'njomë
Mbas darkës së majme
Disa zjarmin me drrasa arkivolesh e ndezin
Dhe vallen e vdekjes të tjerët krahë për krahë e hed-
hin

Me të gjallët nuk m'rrihet
Prej të vdekunve askush nuk më njeh
Mes dy botëve i ngujum
Larg Edenit
Larg teje
Ni dolli e ngre

Çohu viktima eme
Fell në zemrën tande hapma ni vorr
Mos m'le me u end' rrugëve si kufomë e gjallë



## Ana BAGËRJANA
## (UKRAINË)

Poete, beletriste, dramaturge, përkthyese. U lind më 24 mars 1981 në qytetin Fastiv, rrethina e Kievit. Në vitin 2004 magjistroi në Institutin e filologjisë në Universitetin nacional "Taras Shevçenko" të Kievit (specializimi: gjuhë dhe letërsi ukrainase). Ka punuar si gazetare në më shumë medium (televizion, radio, shtyp), Sekretare e Këshillit të Lidhjes Nacionale të Shkrimtarëve të Ukrainës për punë me autorët e rinj, redaktore kryesore e revistës "Granosllovie".

Është anëtare e lidhjes Nacionale të Shkrimtarëve të Ukrainës dhe Asociacionit të shkrimtarëve ukrainas. Autore e librave poetikë "Lule fjalësh"(2000), "Mes ëndrrave violete" (2002), "Mes zotërave dhe neve"(2005), "Shëtitje në litar" (2008), "Linjat tjera" (2009); romanet "Etimologjia e gjakut" (2008), "Sa dashuri mahnitëse" (2010), libri me tregime për fëmijë "Jeta e fëmijëve të dalluar" (2010); vepra dramatike dhe libreto për mjuzikëll "Gloria" si dhe shumë tregime, novella, ese dhe vështrime kritike.

Përkthen nga gjuha polake, bullgare, maqedone, serbe.

Për vargjet e saj, dramat, romanet dhe pëprkthimet ka fituar më shumë shpërmblime letrare ukrainase dhe ndërkombëtare: "Rukomesllo", "Koronimi i fjalës", "Smoloskip", shpërblimin Ndërkombëtar gjermnao-ukrainas "Oles Gonçar", "Pena e artë" (Bullgari), shpërblimin "Marusja Bek" (Kanada) etj.

Poezitë e saj janë përkthyer në gjuhën polake, azerbajxhanase, bullgare, ruse, maqedone, frenge, angleze, gjuhët latfike.Është pjesëmarrëse në mbrëmjet poetike të Strugës (2008). Tani jeton në Shkup, punon si gazetare dhe shkrimtare.



## FILLIMI

Nga fillimi ishin plagët
e nga plagët rridhte qielli

në qiell u shfaqën nyje limfatike
që i lidhën bashkërisht
të gjitha ato strajca të çuditshme

ashtu që në mënyrë kaotike
u përzien nëpër qiell

(ku u takuan vallë...?)
e më pas nyjet u rritën
u bënë të rënda

si gurëz

dhe si gurëz
u shkapërderdhën tatëpjetë

duke krijuar diçka të ngjashme
me ato (tanimë të ndërlidhura) strajca
që secila u emërtua
me emrin e Zotit

dhe vetë u bënë zotëra
sepse menduan
se nuk ekziston më
askush në qiell
(thjeshtë harruan plagët
prej të cilave
fillonte Kozmosi)

## PËRAFËRSISHT AJO ËSHTË ATJE...

Ajo përafërisht është atje
ku Zotit iu harxhuan penjtë
ku toka nuk është e qepur me qiellin
rrotullohet në qark
si shputë e këputur e arushit të kadifenjtë –
imtësirë e fëmijërisë së huaj

ajo është përafërsisht atje
ku dora e Zotit
nuk prek hijen e drurit të vetmuar
të prerë nga duart e njeriut
përkundrejt Festës

ajo përafërsisht është ashtu
sikur dielli të bjerë në gjunjë
dhe të lutet për falje
nga ti
nga unë
që shumë vonë
i ka pjekur
zemrat tona

## ERA U HESHT

Ai ma dhuroi pëlhurën –
era u hesht.
Ai ma dhuroi barkën –
deti u tha.
Vetëm krahë
nuk guxoi
të më dhurojë.

*Përktheu nga bullgarishtja – Adem Abdullahu*



## Jan BAEKE
## (HOLANDË)

Jan Baeke U lind më 23 maj 1956 në Roosendaal. Është poet dhe përkthyes. Punon për Muzeun e filmit në Amsterdam. Si poet, ai bëri debutimin e tij në vitin 1997 me Nooit paarden zonder de (Kurrë pa kali), për të cilën poeti holandeze dhe eseisti Erik Menkveld ka shkruar: "Jan Baeke pëlqen të përfshijë lexuesit e tij në situata të çuditshme". Nëpërmjet zbulimeve të tij poetike, në kërkimin e tij për koherencë, ose të paktën disa rrokje në realitet, Baeke na tregon sa e pasigurt, e shkrifët dhe e paparashikueshme është bota rreth nesh në të vërtetë.

- Libra të botuara:
- Nooit zonder de paarden (1997)
- Zo is de zee (2001)
- Iedereen is er (2004)
- Groter dan de feiten (2007)
- Brommerdagen (2010)



## ANA E VERËS

Si të rrish përpara vapës?

Djersij, rri i qetë, mendo për detyrën tënde
t'i mbash mendimet të zbrazëta, ji dritë për shembull
ose përqafo murmurimën e krijimit

shih Zotin që kalon, rrugës
për të prerë një pemë
ose shkruaj qetësisht çdo gjuhë në një bllok.

Një kollonë milingonash marshon nëpër shtegun fushor
pa theks, pa asnjë mesazh,
pa fryt ose firmë.

Nëpër të njëjtin shteg fushor, punëtorë toke
dhe mbijetuesit e një epoke të zezë si katran
kishin ecur për në fshat.

Qershitë ishin mbledhur, grumbuj druri gjendeshin pranë shtëpive
sobat mbaheshin në zjarr me shpallje të palexuara.

Kryetari i bashkisë gjendej në derën e barit.
"A kishit gjë për të ngrënë?"
"Po, boll", tha i vetmi
që ende kishte një gjuhë.

*

Zëra fëmijësh thërrasin: puthmë, puthmë.
Zëra të patymosur.

## E SHPIKA

Mund të vë gjithçka në vende të ndryshme.
Ta vendos tryezën atje ku drita nuk e gjen dot.

Kam përgatitur ujë dhe soda
do t'ju shërbej shpirtra në shtrat në rast se
dëshironi të shëroheni në këtë krevat.

I vura re duart e tua. Të sëmura dukeshin, të përhum-bura
kishin bredhur nëpër qytetin, vuajtur kudo.

Gazeta pohon një shërim të suksesshëm.
Të gjitha masat, thonë zëdhënësit, ia presin shkurt
vetmisë, mungesës së qëllimit të stinëve.

I numëroj cigaret që solle, i pi vetëm
ato teke.

Pres reshjen e parë të borës, shpalos frutat e fundit të thahen
ua hap derën burrave me zëra të larta.

Ushtarë po hyjnë duke paralajmëruar borën
e një zjarri më poshtë në rrugë.
Biseda me ta lejon pirjen e duhanit.

Mizat janë bërë të egra
nëse s'jam vetëm unë, më shkrove
dhe pashë rreshta më të bukur në lajmet.

Është zakon të presësh ca minuta e pastaj
ta hapësh derën me zor.

A jam përgjigjur në letër sa nervoz isha?
Sapo i kisha vënë fashë dorës sate.
Trajta jote u bë gjithnjë e më e dukshme.

Ishe ulur pranë dritares, përshkrove bisedat që

mbushnin mbrëmjen.
Jo më e qetë se një sallë pritjeje
por më e vdekur ishte bota atëherë
dhe të gjitha rrëfimet banonin në mendje të mbyllura.

Mënyra se si pive duhan
tradhëtoi pozën tënde duke pritur
tradhëtoi zgjedhjen time të ngathët fjalësh.

Në dëborën e parë pashë se si i dogje duart.
E kujtova rreshtin "po vjen pranvera"
dhe vështrova nëpër supin
e pashë atëherë se ç'mbetej prapa.

## HARI THOTË

Hari thotë
të gjithë zogjtë janë si ajo.
Ai përshkruan krahët
e një gruaje të re
që është e re
por nuk njeh një zog.

Hari thotë
kështu janë zogjtë.
Si era
që të sjell joshjen e saj.
Si jehona e erës.

Vetëm kur era
fryn për herë të dytë
thotë Hari.
Vetëm kur dashuria.
Por ai ka kërkuar në shtëpi.
Hari thotë
Nuk kam pothuajse asgjë në shtëpi
një karrige  të vjetër dhe të çara.

Gjithçka për erën
thotë Hari
ose për vitet e saj
që bëjnë që të njëjtat gjëra zhduken.
Ai do t'ia japë një zog.

Unë do t'ia jap një zog
timin
ajo
thotë Hari.



## Samira BEGMAN
## (ZVICER)

Samira Begman Karabeg u lind më 1954 në Husimovc, Sanski Most. U diplomua në tregti financiare dhe menaxhim në Universitetin e Zyrihut, ku jeton prej vitit 1977.
Samira shkruan poezi dhe prozë në gjuhët boshnjake dhe gjermane dhe përkthen në të dy gjuhët. Veprat e saj u përfaqësuan në pesë antologji të botuara në Zvicër dhe në Gjermani. Samira ka botuar tre libra të mëvetësishëm me poezi në boshnjakisht dhe dy në gjermanisht.
Projekti i saj i tanishëm i përkthimit është përkthimi i poezive të Paul Celan-it në boshnjakisht.
Samira është themeluesja e shtëpisë botuese "Dhira", vizioni i së cilës është "Autorët për autorë". Nëpërmjet shtëpisë botuese ka dhuruar disa qindra librash për një numër bibliotekash komunale dhe shoqatash humanitare që veprojnë në Bosnjë-Hercegovinë.
Samira është anëtare e redaksisë së "MaxiMinus"-it, revistës satirike interneti, dhe ndihmës-kryeredaktore e "Diogen"-it, një revistë kulturore.
Samira Begman është anëtare e Shoqatës së Shkrimtarëve të Zvicrës Lindore.



## ENDËS

Përshëndetje
Kërkuesit tim fundor udhe
Pushtuesit tim suprem.
Isha duke vdekur, qetësisht, butësisht
Dredhova e pastaj rrija zgjuar në errësirë,
Jehonë kumbuese
E dëshirave të mia
Dhe tash kjo udhë e re
E panjohur
E ngatërruar me mister dhe ëndërr
Duke i ndarë fijet dhe duke i thurur prapë
Ti më mbështjell
Krahët e tu më urojnë mirëseardhjen
Udhëheqësi im më i dashur
Do të qetësosh dhembjen time.

Jam e etur të mësoj.

Fol!
Nga vjen?
Për se shërbejnë këto zbukurime?
___________…__________

Për se shërbejnë këto zbukurime? Shkëlqimi!
Unë jam ti, kuptove?

Emrin e kam mall
Mallin e fillon tani të ndiesh
Malli të udhëheq, të bën atë që je
Një shenjë e një hije të mundshme.

Unë jam dhembje
Që djeg dhe lodh
Nëpër zemrën dhe gjoksin tim
Kur shpresa kthehet në një grumbull hiri.

Unë jam shkëndija në errësirë
E ndezur nga të parët
Shëroj dhe u jap shpresë
Atyre të humbur në zbrazëti.

Jam gjithmonë këtu
Për t'i mbushur boshllëqet
Për të pastruar dhe për të ndarë
Për të shëruar dhe për t'u dorëzuar
Për t'i lidhur fundet bashkë.

Si? Pse? Ti pyet.
Atëherë dëgjomë!

Nëse një njeri
Ka për të qëndruar në rrethin e shenjtë
A do të mund të njohë
Arsyet e përshpirtshmërisë së tij?

Do të të udhëheq
Shiko kufijtë e shpirtit tënd
Shiko mirë,
Përkul dhe puthe dheun që shkel,
Zbraze mendjen, mos e përfill dhembjen
Pa frikë dhe pa tendosje.

Depërtoje hijen dhe mëso
Nga vjen drita.
Besim dhe forca e vullnetit do të të rrëzojnë në
injorancë

Falja është hapi i parë në rrugën e diturisë.

Zbrit në ferrin tënd të brendshëm, ballafaqoje fëlliqësinë
Të shoqëruar nga shtatë luftëtarë të fuqishëm
Që banojnë brenda teje.
Zgjoji
Liroji
Dhe në çdo luftë do të dalësh fitimtare.

I pari është Dashuri
I dyti është Urtësi
I treti është Vullnet
I katërti është Rend
I pesti është Këmbëngulje
I gjashti është Durim
I shtati është Mirësi.

Unë jam endësi.

Në hapin më të lartë,
Aurën e faljes,
E thur fustanin e nusërisë
Prej arit të çiltër.



Të lidhur me Dashuri,
Të lidhur me pasionin e qenies sime,
Duke pulsuar me zemrën time,
Duke jehuar ëndrrat dhe mallet e mia,
Fijet e arta shkrihen.

Unë jam përcjellësi i fesë
Meqë di se ç'do të ndodhë Nesër,
Meqë kuptoj pse ndodhi Dje,
Meqë shkrij Përvojë dhe Fe
Duke thurur
Duke nderuar
Të Shtatë Simbolet.

Dashuri;
Fillimi i jetës,
Arsyeja e të gjitha arsyeve.

Urtësi;
Përftohet nga Dashuri
Lumi i arit.

Vullnet;
Nga veprat e Dashurisë
Dhe Urtësisë.

Rend;
Fuqi
Që përsos aktin e krijimit.

Këmbëngulje;
Stabilitet,
Që të prij në destinacionin e fundit.

Durim;
Nënë,
Që i jep jetë mirësisë.

Mirësi;
"Simboli i të gjitha simboleve"
Maja e piramidës,
Mbretëria e faljes,
Një fustan nusërie
I thurur me dorë,
Me të qepur ari.

## E VETME, SHUMË LARG NJËBRIRËSHIT



Përpiqem sa mundem të shoh pasqyrimin e tij në të tjerë
Kështu e shkëpus dhe holloj natën,
Dua të jem në ëndrrën e tyre, në loçkën e tyre të syrit
Në bërthamën e identitetit, matanë shprehjes
Gdhende fjalën, Fjalën, e cila
Do të pëlcasë nën barrën e trashëgimisë
Në një shatërvan zanorësh, kështu që urtësia
E fshehur, në çastin e shenjtë të krijimit të
Fillimit, do të shpërbëjë në njëmijë pjesëza
Errësirë e përhershme, atë fjalë rreth nesh.

Prej kohës kur, si pluhur yjesh
Unë dhe Njëbrirëshi u bëmë njësh
Hasem me njerëz që
Duken njëri ashtu si tjetri
Dhe tiparet, karakteristikat e të cilëve
Gjenden veçmas nga më shumë se një qenie
E vetmja qenie që dhemb dhe
I është përkushtuar rrënimit të thelbit të vet

Jam në ankth, e ndiej rrëqethjen
Kur shoh se çfarë ka mbetur nga
Mbeturina e natyrës së tyre të vërtetë, dhe ç'mbeti
Për të qëndruar në shpirtrat e tyre nuk është gjë
përveç
Një valle e shpejtë hijesh vdekjeprurëse.

## Tepër vonë

I shtrova Atij
Mijëra pyetjesh,
"Fëmija ime e dashur, guriçkat e arta
Burojnë nga goja jote",

Kështu tha ai,
"Shiko, këtu janë përgjigjet…"
Shikova
E shikova…
Kishte vetëm ujë…

E di tani
Duhet të isha zhytur.



## Richard BERENGARTEN (BRITANI E MADHE)

Richard Berengarten (dikur Richard Burns, u lind në Londër më 1943) është poet prirës anglez dhe evropian. Ka botuar mbi 30 libra dhe ka marrë mbi një dyzinë çmimesh dhe nderimesh letrare dhe akademike. Sivjet, pesë vëllime nga Selected Writing (Shkrime të përzgjedhura) u botuan në formë libri xhepi nga Shearsman Book. Librat e tij përfshijnë: Against Perfection (Kundër përsosmërisë), The Manager (Menaxheri), Book With No Back Cover (Libër pa kopertinë të pasme), For the Living: Selected Longer Poems (Për të gjallët: Poezi të gjata të përzgjedhura), In a Time of Drought (Në kohë thatësie), The Blue Butterfly (Flutura e kaltër), Under Balkan Light (Nën dritën e Ballkanit) dhe seria e papërfunduar Manual (Doracak). Projektet e tij aktuale përfshijnë Two to the Power of Six (Dy me fuqinë e gjashtëve), një poezi e gjatë sa një libër e bazuar në klasikun kinez I Xhing.
Richard Berengarten ka themeluar Festivalin e Poezisë të Camebridge-s të bërë legjendar (1975-1985). Momentalisht ligjëron në Universitetin e Cambridge-s. Critical Companion to Richard Berengarten (Shoqëruesi kritik për Richard Berengarten) (2011) përmban 34 ese nga kontribues në 11 vende.



## KUR AJO KËNDONTE NË BULEVARDIN E BARDHË

Kur ajo këndonte
në bulevardin e bardhë pranë
tregut të frutave të mbuluar

bërësit e djathit
dhe bërësit e kosit psherëtinë
në këmishët e tyre të mëdha

një lypës pa këmbe, i strukur
mbi karton në kolonadën e tij
mbaroi së kafshuari buzët e tij

për pesë sekonda të gjata
kasapi në qoshe mbajti
sakicën e tij në mes të goditjes

iridat e një kuqoje kaçurrele
nga bojëkafja e tyre e zakonshme:
ar i djegur në të gjelbrën e vijëzuar

dhe gruaja që shet
luleshtrydhe qeshi
duke kujtuar diçka

***Nga Two to the Power of Six  (Fuqia e gjashtëve) (26)***

## NUMËRIM

Era vazhdon të numërojë
kokrriza rëre mbi duna lëvizëse.
Nuk mund të më numërojë.

Vera vazhdon të numërojë
yjet në qiejt e tyre të natës.
Nuk mund të më numërojë.

Shtrëngata vazhdon të numërojë
rruzullat e shiut në zemrën e saj.
Nuk mund të më numërojë.

Drita vazhdon të numërojë
gjëra. Nuk do të mbarojë kurrë.
Nuk mund të më numërojë.

Vdekja vazhdon të numërojë
hordhi harabelash dhe gargullash,
flokët mbi kokën tënde dhe

eshtra të zhveshura nëpër grumbujt. Por unë po
fshihem prapa gishtave të mi të mbyllur.
Nuk mund të më numërojë.

***Nga Two to the Power of Six (Fuqia e gjashtëve) (26)***

## VOLTA

...tani kur po bie muzgu...

Diell mbretëror, i përskuqur, një monedhë e mrekul-
lueshme e ditës,
kur më prek, lëkura ime bëhet kornè,

shpina ime nerv optik, e trupi dridhërohet
i hutuar nga vrushkujt e artë me të cilat
e spërkat detin dhe qytetin, jam verbuar.
Vallë, s’paska pasur këtu – mbase ka pasur –
vargje shtëpish dhe rrugësh, prona të një qyteti
tjetër,
e jo të këtij që ti e ndryshove me rrënjë?

Shëtisim breg liqenit. Barkat e vogla
të peshkatarëve të natës janë gati të lundrojnë,
motorët gumëzhijnë, llambat parafine ndriçojnë
mbi kulmar, qyteti i tërë ka dalë shëtitje –
të dashuruarit dorë për dore, të rinjtë,
etërit dhe nënat, fëmijët lëpijnë akullore,
të moshuarit vështrojnë nga kafe-baret e trotu-
areve,
e kodrat pa dritë afrohen gjithnjë e më afër,
sikur të ishin bisha të zbutura.

Një përskuqje e ëmbël qiellore, e shpërndarë mbi
kodra e brigje,
dora jote ledhaton timen, si pa dashje,
si prekja e gruas së re që kalon pranë meje,
me vithe të kolme, hapa të imët e ecje gracioze,
me leshrat hedhur prapa, gushën skofiare dhe
supat
bronze vere, e sytë e qeshur bojë kafe ulliri.
Të pi ty, o shkëlqim drithërues, si të ishe verë,
muzikë,
siç të pinin të parët me shekuj.
Qytet vezullor, emri i saj është Elefteria,
pra, edhe pse vragët e tua janë njolla të murrme
në sytë e saj,
përsëri, në këtë çast kur shkëlqimi dhe shpërndarja
e tij
vallëzojnë lehtas mbi fytyrën e saj, si të ishin fjalë e
këngë,
asaj i takon e drejta e motit, të shëtisë nëpër këtë
port
si të ishte vegël dhe roje e shkëlqimit tënd
e cila zhytet në puset e thellë të bebëzave tua,
kurse, liria e saj e dashur, kërcen si valltare.

O muzgu i dashur, dritë mijëvjeçare,
këngëtari me të njëjtin zë, i veçantë posi kjo vashë,
si të mos mahnitem me mëshirën që i fal

këtij qyteti dhe njerëzve të tij, skulptor
i cili formëson çdo gjë që prek, botën mbarë?
U shndërrova në robin e tij, kur nuk jam më banori
yt.
Dhe, duke u përmallur të të pi me fund,
po e vadis çdo pore të rrezes tënde, të lirisë tënde.

*Përktheu Resul Shabani*

***Nga Black Light: poems in memory of George Seferis (Dritë e zezë; poezi në kujtim të George Seferis-it)***

*27 korrik 2011*

## Ç'THA ORAKULLI I DELFIT

Spiunoj me flutura. Përdor thuprën magjike me
bleta
dhe kam filtruar kujtesën e ujit
të mos humbet asnjë pikëz në det.

Lundroj katastrofa dhe kalëroj furtuna të largëta
të gjurmoj lidhjet dhe format paradoksale
të druajtura në mesataret dhe normat.

Sytë e mi të brendshëm lexojnë shpirtra. Duart e
mia shpirtërore
prekin funde detesh dhe shfletojnë vende të largëta
për të llogaritur pjesëzat e tyre rëre.

Mbështjell uragane të çelur në poçe të vulosura me
dyll
dhe mbështetem mbi Kronos-in dhe avatarët e tij
t'i lexojë unazat dhe numrit e yjeve.

Gërmoj dialekte të ikura ashti.
I njoh mendimet e harruara të hedhura nga njerëz -
që mendonin që askush nuk dëgjon - në shkëmb
dhe gurë.

Vdekja jote është dritare e zbrazët nëpër të cilën
kam shikuar.
Dola jashtë dhe vëzhgova pamjen e gjatë dhe të
errët
si të ishte një bulevard në mbrëmje.

***Nga Two to the Power of Six (Fuqia e gjashtëve) (26)***



## Silke Liria BLUMBACH
## (GJERMANI)

U lind më 13 dhjetor 1970 në Göttingen, Gjermani.
Mëson të lexojë në moshën katërvjeçare.
Boton poezi që në adoleshencë në gazetën e shkollës dhe në një antologji.
Studime interpretimi/përkthimi në Universitetin e Heidelbergut: frëngjisht, portugalisht, anglisht. Mëson shqip mënyrë autodidakte. Shkruan tregime, që botohen në antologji të ndryshme. Anëtare e shoqatës letrare "LitOff" të Heidelbergut.
Ajo në dhjetor 2002 emigron në Prizren, Kosovë, dhe në janar 2004 vendoset në Sarandë, Shqipëri. Kthehet në Heidelberg në nëntor 2006. Prej vitit 2010, jeton dhe punon si përkthyese në kryeqytetin gjerman Berlin, ku është aktive në organizimin e programit të kafenesë letrare "Café Galerie Poesie" me recitime dhe punëtori për shkrim poezie.
Libra të botuara me poezi janë: Dyzet vdekje në Sarandë, Tiranë, 1999, Karavela e fundosur, Tetovë, 2002, Lumi që rrjedh drejt burimit, Tetovë, 2007, Libri i botuar me prozë: Ditari i një kthimi, Tiranë 2010. Ajo u nderua me çmimet letrare "Qiriri i Naimit", në Festivalin Ndërkombëtar të Poezisë "Ditët e Naimit", Tetovë, 2005, Çmimin e krijimtarisë "Naji Naaman", Liban. Kohët e fundit ka shkruar poezi në gjuhën angleze dhe ka marrë një ofertë për botimin e një libri në SHBA.
Poezi e saj u përkthyen në gjuhën rumune, boshnjake, kineze, japoneze dhe në gjuhën indiane "odia".

## DASHNORË - FANTAZMA

dashnorë-fantazma
jemi ne

dashurojmë njëri-tjetrin
për në jetë

atje ku jam, nuk jam
atje ku je, nuk je

zemrat fillojnë të rrahin
në një lëkurë të padukshme

## DUKE NOTUAR NËPËR OQEANIN PAQËSOR

duke notuar nëpër
oqeanin që duket i pafund

përgjatë shtegut të
ëndrrave të mbytura dhe krahëve që dhembin

duke gëlltitur vetëm ujëra të kripura
të padallueshme nga rrjedhat e syve të mi

po mbahem në not
me një unazë të drunjtë shpëtimi

të bërë nga trupi i Perëndive
përreth bërthamës së fshehtë të Jetës

nuk do të bëhem
një pjesë e oqeanit

i panjohur ku u nisa
duket të jetë një tjetër breg

në dritë vezulluese

mund ta shoh Dritën

## SHKUPI

ajri
mori zjarr

që në stratosferë
temperatura ishte pozitive
për të parën herë
ngjyrime të kuqe pastele shkëlqenin
në qiell si bishta kometash

poshtë në sallë
flaka u hodhën në ekzistencë

në po atë qytet
të tundur nga tërmeti
derisa hyri në dhe
dhe gjithçka e thyer u rindërtua
në shëmti më të përsosur

një flakadan u shpërthye nga hiçi
në kryqëzimin e dy palëve sysh



# Charles FLORES (MALTA)

U lind në Kalkara më 1948. Është poet, shkrimtar, gazetar shkrimit, radioje dhe televizioni. U arsimua në kolegjin "St. Albert the Great", në kolegjin "De la Salle" dhe në Universitetin e Maltës. Formimin profesional e mori në Institutin e Gazetarisë së Beogradit (1977) dhe shkollën "Newhouse" të Komunikimit në Universitetin e Syracuse-s, Nju Jork (1983).
Pas një karriere në gazeta dhe një periudhe të shkurtër pune në Repartin e Informacionit, Flores hyri në menaxhimin e radios dhe televizionit, duke marrë përsipër udhëheqjen e reparteve të ndryshme kombëtare, duke përfshirë programet e lajmeve, radios dhe televizionit, publikimit dhe shitjet, çështjet e grupit dhe arkivat.
Ai është autor i shumë librave letrare dhe gazetareske në gjuhët malteze dhe angleze. Flores është edhe korrespondenti i disa gazetave dhe revistave ndërkombëtare. Poezia e tij në gjuhët malteze dhe anglezë u paraqit në edicione arabe, italiane dhe serbokroate. Më 1996 fitoi konkursin për tregime të shkurtra "Commonwealth Short Story Competition" për rajonin Evropë/Kanada.
Është i martuar me Margaret dhe kanë dy vajza, Rona dhe Davida.



## FESTË

Dje shkova në një festë
Dhe hëngra qiellin e bukur të kaltër
Një diell të artë
Dhe disa mure çaklli
Para se ta shuaja etjen
Me një pije apo dy
të Mesdheut me akull.

Sheshi i nxehtë
Dhe dëfrimet gufuese
Ishin të mirë,
Por para së gjithash, pranë meje
Ishte një zonjë e hareshme malteze.
Kishte shije aq të mirë,
Sa delikate dhe e dëlirë ishte!
Sa e bukur, sa e lezetshme!

Mikpritësi im i dashur bënte çmos
Të na kënaqte të gjithë
Dhe pjata me plazhe si krem

Dhe bikini të mbushura me akullore
Vërtet na kënaqën.
Ajo që e prishi festën në fund,
Që na neveriste gjithë skenën,
Ishte një gjë zioshe
Të shërbyer në pjata vigane
Për ta mbaruar festën:
Një pjatë plot me ndotje.

***Nga: CORRESPONDENCES (Korrespondenca) (Cog Press, Leicester, Angli, 1973)***

## DËRRASË TRAMPOLINI

Asgjë nuk zë vendin e rinisë...
Një lule që rrudhoset poshtë
            Bam-it zemërgur të kohës.
Jam çuni i mirë - la la la la
            Nga Dylan, Donovan.
Ka një këngë që më kujton
Ditët tona dhe përqafimin e humbur
Kohën që kaluam në lumturinë
E dashurisë që ndamë.
            DHE
            Kjo
Më bën të fërgëlloj
Duke hyrë në burrëri.
Asgjë nuk zë vendin e rinisë.
Ja një kamë.
Ja një thikë.
Prite lulen.
            Prite jetën time.

***Nga: A VOICE FROM KALKARA (Një zë nga Kalkara) (New Broom Press, Leicester, Angli, 1974)***

## DRU I SJELLË NGA DETI

Si dru i sjellë nga deti, në pjesë të dhembshme, për ibret
Pluskojnë, të hutuar, në këto brigje.
            Të lodhur dhe të etur,
            Sytë e tyre të përgjakur - një pasqyrë
            Dëshpërimi.

Si dru i sjellë nga deti në plazhin me rërë
Rrinë të shtrirë
Duke pritur dorën e butë që i ngre
Nga mjerimi i tyre
Pa pyetur pse.

Si dru i sjellë nga deti, të humbur dhe të gjetur,
Të papërdorur dhe të shfrytëzuar,
Një burim mrekullie të pakohë,
Shprese dhe dashurie,
Jetësh më të mira
Dhe të ardhmesh
...ja ku po vijnë refugjatët me varka.

***Nga: THE INTERNATIONALWHO'S WHO IN POETRY (The International Library of Poetry, USA, 2004)***

## KOSOVA



Ku po shikoj, ç'po besoj?
- Fytyrat e patrajta?
- Djemtë e humbur prej kohe?
- Pleqtë e plagosur?

Ku të shkoj?
- Të hap më shumë varre?
- Të zë më shumë shpirtra?
- Të ngre flamurin e bardhë?

Pse po
- Ndiej agoninë e tyre
- Brengat dhe varfërinë e tyre
- Në shpirtin tim të fshehur?

Ku është
- E vërteta
- Prapa gjithë këtij absurditeti
- Të jetuar nga njerëzimi?



## Shaip EMËRLLAHU
## (MAQEDONI)

U lind më 13 prill 1962 në Trebosh, Tetovë. Fakultetin Filologjik, Degën Gjuhë dhe Letërsi Shqipe e mbaroi në Universitetin e Prishtinës. Magjistroi në letërsi në Universitetin e Tiranës, në temën "Struktura e poezisë së Azem Shkrelit". Ndjek studimet për doktoraturë. Është mësimdhënës në Universitetin Shtetëror të Tetovës.

Botoi vëllimet me poezi "Pagëzimi i viteve", 1994, "Projekti i thyer", 1997, "Vdekja e paktë", 2001. Më vitin 2001, "Akademia Orient - Oksi¬dent" në Bukuresht ia botoi në gjuhën shqipe dhe rumune vëllimin me poezi "Vdekja e paktë / Putina moarte" (Përktheu L. Topçiu). Në vitin 2004, PEN-i kroat dhe Shoqata e Shkrimtarëve Kroatë ia botojnë vëllimin dygjuhësh kroatisht/shqip me titull "Poezi" (Përktheu M. Vikers). Në vitin 2004, Sh.B "Feniks" nga Shkupi ia botoi në gjuhën maqedonase librin me poezi të zgjedhura "Dvorski son" (Përktheu A. Selmani). Në vitin 2000, në bashk¬autorësi botoi librin me dëshmi të masakrave në Kosovë "...edhe ne dëshmojmë/We Witness", Sh.b. "Ditët e Naimit" (shqip-anglisht). Shtëpia botuese italiane "La stanca del poeta – 57" në vitin 2009, ia botoi vëllimin me poezi "Stracci di vita", (nga anglishtja përktheu G. Napolitano), ndërkaq, po atë vit i botohet në gjuhën angleze libri poetik "Life's Rags" (Përktheu E.Zaimi/C.Czury). Cikle poetike të tij janë botuar edhe në gjuhën frënge, angleze, hebraike, spanjolle, arabe, rumune, turke, polake, çeke, kroate, maqedonase etj. Poezia e tij është përfshirë në disa antologji ndërkombëtare. Ka marrë pjesë në festivale poetike ndërkombëtare dhe ata vendore. Është nderuar me disa çmime letrare. Ka punuar gazetar në mediumet elektronike dhe të shkruara, brenda dhe jashtë vendit. Për disa vite ka punuar redaktor i Rubrikës së kulturës në të përditshmen "Flaka".

Është themelues dhe drejtor i Festivalit Ndërkombëtar të Poezisë 'Ditët e Naimit'.

## TROJA E KALIT

me thikat kafshuar
zgjerohet gjeografia e trokut
                                        të kalit të Trojës
pëlcet
e s'ta kap ajo e vockla mendje
si e hamë karemin
kur hijet na e veshin trupin
pashë e më pashë me Trojën e kalit

e na bëhet me e bardhë se bora
                                                    shkuma e gojës
tavolinat na i mbushë

askush s'ia turbullon rehatisë

ç'na mbet nga Troja
përveç kalit
me hingëllimën e hiles

***13 janar 2011***

## NATA E PISTË

kishin ardhur hijet
me dritën e hënës
drita i kishte gënjyer
veshur
 me errësirën e pistë të natës

jetëorgjie kishte çelur
koha e natës së pistë ish
deri sa zjarri nuk u ndez
jetën
        hija e kishte përmbys

## MOLLËT E TETOVËS

nëpër koncerte shekujsh
i krasiste e ujiste Tetova
Mollët e veta

si kokë kripe
të vjen të pëlcasësh
kur i sheh tutje
si i grin dhëmbi i keq

fundja
hëngrën aq
sa t'u mpihen dhëmbët

***Tetovë, 1989***



## Sabahudin HAXHIALIÇ
## (BOSNJË DHE HERCEGOVINË)

U lind më 23.9.1960 në Mostar, Bosnjë dhe Hercegovinë. Ai është anëtar i Shoqatës së Shkrimtarëve të Bosnjë dhe Hercegovinës (Sarajevë), Shoqatës së Shkrimtarëve Kroatë në Bosnjë-Hercegovinë (Mostar) dhe Shoqatës së Shkrimtarëve të Serbisë (Beograd, Serbi), Akademisë "Ivo Andrić" (Beograd, Serbi) dhe Shoqatës së Gazetarëve të Bosnjës-Hercegovinës dhe Ambasadori i "Poetas del Mundo" në Bosnjë dhe Hercegovinë.
Është kryeredaktori i revistës elektronike dhe të botuar kulturore "DIOGEN": http://diogen.weebly.com dhe kryeredaktori i revistës elektronike "MaxMinus": http://maxminus.weebly.com nga Sarajeva, Bosnjë-Hercegovinë.
Ka statusin e një autori të pavarur në kantonin e Sarajevës. Shkruan poezi dhe prozë, duke redaktuar dhe recensuar libra të autorëve të tjerë. Është redaktor i pavarur në shtëpinë botuese "Dhira", Küsnacht, Zvicër. Ka botuar poezi, artikuj, ese dhe tregime të shkurtra në pothuaj të gjitha gazetat kryesore në Bosnjë-Hercegovinë, Serbi, Kroaci, Slloveni, Maqedoni dhe Kosovë. Poezitë dhe tregimet e tij të shkurtra u botuan në gazeta në Angli, Irlandë dhe SHBA. Poezia dhe proza e tij u përkthyen në anglisht, frëngjisht, gjermanisht, spanjisht, italisht dhe shqip. Ishte pronari i gazetës së parë private në RS, Bosnjë-Hercegovinë, "POTEZ", Bugojno, 1990. Deri tani ka botuar dhjetë libra me poezi dhe prozë. Ka botuar një libër me poezi në Francë më 1998. Vepra e tij artistike është përfshirë në antologji poezie në Francë, Kanada dhe Bosnjë-Hercegovinë, si dhe në Antologjinë e Satirës të Bosnjë-Hercegovinës dhe Ballkanit. Ka botuar disa çmime, mes të cilave më të mirat janë: "May Pen" për poetin më të mirë të ish-Jugosllavisë më 1987 (Svetozarevo) dhe Çmimi i Akademisë "Ivo Andrić" (Beograd) më 2011. Jeton në Sarajevë, Bosnjë-Hercegovinë. Faqja zyrtare interneti:http://sabihadzi.weebly.com



## MARGARITAS ANTE PORTAS

Unë jam
pajtimi
i ëndrrave të saj

…
Por shpirti i saj
digjet për paqe.
…

Vendi ku ende nuk ke arritur
është vendi ku zgjaten shpresat e tua.
…
Shpresa vdes e fundit
….

Me pak fat!

## URTËSI

Vrapoj drejt
Daljes
së vetes sime narcistike.

Pothuajse i sëmurë.

Vrapoj drejt
Hyrjes
së vdekjes sime.

dhe…
po
mbetem i heshtur gjithë rrugës

## LEHTËSIA E PAHARRUESHME E SHPRESËS

A s'mund të kuptojnë
që ngacmimi është duke ardhur?

Nuk kuptojë që realiteti është i ashpër.

A s'mund të kuptojnë
që
në fund të fundit do të vdesin.
…
Po të mos
vazhdojmë të mbushemi
prapë e prapë.

Prej vitit 1990 përpiqemi
dhe dështojmë.

Kemi bërë rrëmujë
prapë e prapë.



## Lulëzim HAZIRI (MAQEDONI)

U lind më tetor 1962, në Reçan të Gostivarit.
Përmbledhjen e parë poetike “Kënga lind në vetmi” e botoi në vitin 1989, në SHB “Rilindja” në Prishtinë. Biografia e tij poetike shënon edhe dy libra të tjerë poetik: “Kur dyert hapen me zile” (1995), SHB “Vatra”, Shkup, dhe “Dalja nga safari” (2005), SHB “Brezi9”, Tetovë.
Përveç se poezi ka botuar edhe tregime ndërsa në vitin 2000 shtëpia botuese “Shkupi” ia botoi librin me shkrime për muzikën rock “Rokenrolli shqiptar!”. Në vitin 2010, në botim të SHB “Nositi SH” nga Gostivari botoi edhe librin me kolumna gazetareske “Bardhë e zi”.
Është gazetar dhe aktivist për të drejtat e njeriut.



## HOMAZH PËR BABANË

Sa herë që më sillesh ndër mend
Kur nëpër shtëpi më ndjek
Shikimi yt i thellë përtej syzeve
Mungesën tënde e shoh në sytë e nënës

Kur Nata e Premte hap dritaret
Për shpirtin tënd të lehtë si prekja
Të lexoj një Ja-Sin në shqipe
Në ballkon xhaxhai të lexon arabisht
Me zërin e tij plot patetikë

Si shpesh ha veten
Pse një herë s`ma the një fjalë të rëndë
Një shuplakë kur isha fëmijë
Që e kisha hak në çdo hap
Unë s`desha të kisha fatin tënd
As të shihja me dioptrinë e syzeve tua
Që i ruaj si një dënim i ëmbël
Të më ndjekin nëpër shtëpi

Kur të kërkoj Ty
Mbyllem në dhomën tënde
Ku e shtypje kohën si bishtin e cigares
Shoh ndryshkun dhe pluhurin
Që me gjuhë lëpin çdo gjurmë të gishtërinjve të tu
Me një frymë pastroj çdo gjë
Librat

Plan-programin mësimor
Aktgjykimet
Për një çast shoh me dioptri
E dora s`më shkon të shkruaj
Bëj rrathë në qiell e në tokë
Muzikën e gishtërinjve e dëgjoj

Kur më vjen gjumi në pasqyrat e krevatit
Lutem ndër dhëmbë për Ty
Së paku me t'pa në ëndërr
Nën trungun e qershisë në oborr
Duke bërë plane për shtëpinë
Për çdo mëngjes zgjohem esëll
Me ndjenjën e fajit nën jastëk
Ëndrrën s`kam kujt t`ia rrëfej
Pa larë sytë e harroj

Borxh shumë të mbeta
Për mua bëre shumë
Sa ishe gjallë
Të të dhuroja së paku një nip
Që do ta ulje në prehër
T`ia tregoje tapitë
Që unë s`doja t`i shihja me sy

Pse s`u pajtova një herë me planet e shtëpisë
E pse për Ty mbeta vetëm fëmijë
Që m`i puthje sytë kur merrja udhë(t)



## NJË GJETH ÇAJI MBAJ NË GOJË

vjen nga vise të largëta ekzotike
i zi në sandëk druri
made in Bota e tretë
si skllav i mbërthyer që pret blerësin
në kolonitë e reja të zbuluara moti

të blejmë në kuti teneqeje
dhe nuk çajmë kokën si u vole
a rritesh në dru si mollë
apo prej tokës mbin si bimë
s'merakosemi si ikin vjelësit
kur vdekja i ndjek si agjent
për ne ti thjesht rritesh në kuti

të këmbejmë me dy metra sintetikë
me një sandëk plumba dhe dy pushkë

që rojë e plantazhit t'i ruajë vjelësit brenda telit
dhe gjumin e padronit nën palmë

vjen të na bashkosh në ora pesë
(apo shtatëmbëdhjetë si i thonë në TV)
mblidhemi rreth çajnikut
që më mirë se bulkthi këngës ia thotë
shëtit nëpër dhëmbët tanë të vënë
tok me fjalët që i hëngri krimbi
gjuhën na e trash dy gishta
sa as të fërshëllejmë mundemi
melodinë e këngës fituese
"Një gjeth çaji mbaj në gojë"
që është hit në radio

kutitë e bukura të çajit
i bëjmë koleksion
madje i ngremë në pop-art
atje larg fëmijëve të vjelësve
po u rranë në dorë
i ruajnë si kuti muzikore

## AJO MË USHQEN

Në mbrëmje si syri yt me bisht
Gjumi i pendesës kur m`i lidh sytë
Derës nuk ia vë drynin e ftohtë
Shpresën lë duluc në prag
Se sot mos vjen Ti në mëngjes
Më sjell gazeta cigare e byrek
Si dje
M`i sjell sytë e lëngshëm
Që më bëhet se në epsh notojnë

Në dhomën e verdhë kaotike kur të hysh
Librat
Teshat
Tavllat përplot bishta cigaresh
Presin duart e tua
Këngët e dashurisë flenë mbi tavolinë
Një cikël i tërë
Shkruar për Ty natë më parë
Të hysh si skile pa trokitur
Se mos ma ndërpret ëndrrën dadaiste
Radion ta lëshosh me zë të ulët
Tingujt melankolikë të kabasë së mëngjesit
Të notojnë lehtë si tym

Edhe më lehtë të hysh nën jorgan
Të ngjitesh për trupin tim
Si magnet
Ligjin e fizikës ta kujtosh
Trupat me pole të kundërta bashkohen
E të mos humbim kohë kush ç`pol ka
Ke trup të zjarrtë
Kam zjarr për dashuri
Kjo mjafton
Si dje

Ti në mëngjes do të vish
Dhomës që bie erë duhani
T`i dhurosh pak aromë të parfumit tënd
Të qeshen muret e mërdhirë nga heshtja
Zemrën të ma çelësh si kutinë muzikore
E unë të qeshem si cinik
Me tinguj të sinqertë
Si dje



## Delvina KËRLUKU (MAQEDONI)

U lind më 1983, në Dibër. Ka studiuar ekonomi, ku ka marrë dhe titullin Magjistër për menaxhimin e resurseve njerëzore, në Universitetin "Kiril dhe Metodi" ISSPI, Shkup. Ligjëron në Universitetin Shtetëror të Tetovës, Shkup. Ka marrë pjesë në Konferenca Ndërkombëtare, Bullgari në kuadër të profesionit. E drejton shoqatën për art "Josif Bageri".
Shkrimet e saj janë botuar në një mori revistash për art, kulturë dhe shkencë, brenda dhe jashtë vendit.
Vëllimet e saj me poezi janë: "Muza", "Altar" dhe "Gjurmë". Është anëtare e Art Klubit në Dibër. Këtë vit në Korçë iu dha çmimi: "Çmimi Special", për krijimtarinë letrare për nivel të lartë artistik, duke sjellë vlera të spikatura dhe të qëndrueshme në fushën e poezisë.
Ka marrë pjesë në aktivitete të ndryshme letrare.



## LODHJE

Lodhje me fjalët e botës
Me rregulla e fjalime,
Lodhje në mëngjeset, mbrëmjet
E zhegun e ditëve,
Lodhje rrugëve plot llahtari pa fund
Lodhje në pritje dhe netëve pa gjumë
Lodhje nga malli i grirë dhe i tretur
Në vetmi e mbetur
Lodhje me ty dhe vetveten
A thua kur do të pushoj?

## NË LUFTË ME VETEN

Veten e grij
e ha
e sos
Përsëri gjallë,
Rritem e rritem.

Në luftë me veten:
Veten e grij
e ha
e sos

Derisa të çarat
si rrjedhat e gjakderdhjes
më shtrijnë përdhe,
sfilitem, mekem

## BISEDË ME VETEN

Të bisedoj thashë
njëherë me veten time
Hë! Ç'do që më shqetëson?
Mos do lulet në kopsht?
Mos do bjeshkën me pyje?
Apo diellin të ngroh tokën
fëmijën ku thith
qumështin e nënës Loke
a rininë kur shkoje
në shkollë?
Fol pra, pse u nemite
çfarëdo
që s'u përgjigje
thua pak të kam thënë
nëpër mote
fol pra, pse u shqote!?
Prit atëherë
pak të kujtohem
po, më duket se e qëllova
ti do njeriun të qeshet
do popullin të gëzohet
Ah, vërtet ti do popull
në jetë të jetëve
të jetoj i lirë
në çdo kënd e shtëpi
Po a s'është kështu
Ti si thua
në vetëpohim
ti më do e unë të dua
Prej asaj dite në këtë jetë
unë me ty e ti me mua
një jetë të tërë
për ta kaluar.



## Nevena KOKANIVOÇ
## (SERBI)

U lind në vitin 1960 në Lloznicë.
Një kohë ka jetuar në Francë, ku ka punuar si kreatore mode e prodhimeve të lëkurës.
Tani jeton dhe punon në Lloznicë.
Shkruan që nga viti 1974, dhe është autore e këtyre librave: "Djurdjevski selen" (Studio Ras – Beograd, 2000) dhe "Vrelo žeravije" (Apostrof – Beograd, 2002 ).
Poezitë e saj janë të botuara nëpër revista letrera, shkencore dhe kulturore. Është pjesëmarrëse në shumë takime letrare.
Është anëtare e Unionit të Shkrimtareve të Serbisë.



sy të zbehtë
nën gjethin e gjelbërt
ferra të pjekura.

***

çdo pranverë
jorgavani paralajmëron
numërimin e pyllit

***

i ngjanë barkës
në qiell të ndryshueshëm
muaji në mjegull

***

fenerët e vegjël
bartin në dritë
khesat e mbrëmjes

***

qetë buron
nën cungun e ahut
burimi në shkorret

***

do tëffluturojë flutura
në lulen e zgjedhur
buqetë në varr

***

kundërmon ftoji
vijnë kujtimet
nëna në mendime

***

milionë pika
nijagara e madhe
bëjnë gjurmë

***

pas vërshimit
shkretëtirë në shtëpi në breg
cunam drini

***

në erë
valojnë pelenat e abardha
freskim në shtëpi



## Marianne LARSEN (DANIMARK)

Marianne Larsen u lind më 27.1.1951 në Kalundborg, Danimarkë. Pas arsimit shkollor studioi historinë krahasuese të letërsisë dhe kinezishten në Universitetin e Kopenhagës. Ajo përktheu poezi moderne kineze në danisht.
Në moshën 20 vjeçare pati debutimin letrar me vëllimin e poezisë Koncentracionier, që ia siguroi vendin si poete që eksperimenton me gjuhën.
Para së gjithash është poete lirike. Ka shkruar disa vëllime me poezi. Më i fundit u botua më 2011, dhe quhet Sig mig et underjordisk træ med vindens udtale (Tregomë për një pemë nëntokësore me zërin e erës). Por, ka shkruar edhe disa romane, libra për fëmijë dhe drama.
Marianne Larsen është përkthyer në shumë gjuhë dhe ka marrë shumë çmime. Më 1989 mori bursën prestigjioze jetësore nga Statens Kunstfond. Ka udhëtuar shumë në Veri dhe në pjesët e tjera të Europës, si dhe në Kinë dhe Australi. Jeton në Kopenhagë.



1)

### JA KU JAM

duke përqafuar ajrin
me ty brenda
kur jam e vetme

2)

### DUKE MËSUAR PËRMENDSH

Mëso përmendsh një flutur mbi kanatin.
Strukturat e saj të shtrira prej krahu të bardhë.

Xhami sprapset prej saj.
Flutura zhduket për në kopsht.
Ngadalë xhami derdhet prapë-

Nuk mbetet asnjë gjurmë mbi kanatin
e së pamundurës.
Por e kam mësuar përmendsh.

3)

# KRAHË TË ZAKONSHËM NJERËZORË

e përqafuam njëri-tjetrin
një palë krahësh të zakonshëm tatimpagues njerëzorë
jo për t'i pushuar
por për t'i kalitur
një palë krahësh të zakonshëm të mësuar me betonin
dhe me tregun, njerëzorë
një palë krahësh me nevoja të zakonshme
një palë krahësh me përqafime të zakonshme
krahësh njerëzore
me ta e përqafuam njëri-tjetrin
kanë sigurim shëndetësor dhe veshje të zakonshme
një palë krahësh me interpretim të zakonshëm dashurie
krahësh njerëzore
sa të fortë qenkan
sovranë, të pavarur -
pa marrë parasysh ku
pa marrë parasysh në ç'ore
pa marrë parasysh në ç'stine
befas dhe për gjithë kohën
krahë njerëzore
pa spekulim
me ta e përqafuam njëri-tjetrin
si për të treguar që pafuqia e tyre
nuk ekziston



## Krystyna LENKOWSKA (POLONI)

Është poete, eseiste dhe përkthyese e letërsisë angleze.
Deri më tani ka botuar shtatë libra me poezi. Në vëllimet e saj poetike hetojmë asociacione të vrullshme, fragmente imazhesh sa të dhembshme aq edhe tronditëse.
Është e përkthyer dhe e prezantuar me vëllime të veçanta poetike në SHBA, Ukrainë, Gjermani etj.
Jeton dhe krijon në Rzeszów të Polonisë.

## VETMIA

Vetmia është vetëm një lidhje
hapësirë
prej deri tek
prej njeriut tek njeriu
prej njeriut tek vendi
po para së gjithash
prej vetvetes tek vetvetja

Më befason
të paktën një herë në ditë
se vetmia ime
është në hapësirën
prej teje tek unë
prej deri tek



## TË UDHËTOSH DOMETHËNË TË JETOSH DYFISH

Të jetosh këtu ku ndjen aromën e të njohurit
dhe ku gazeta e lënë mënjanë
në anën e parë të botës
dhe përveç këpucëve thuajse asgjë nuk ndryshohet

dhe atje ku gjithçka
ndoshta befas mund të hedhësh të harrosh
me përjashtim të natës dhe hijes

*   *   *

Vdekja është gjë e natyrshme
K.I. Gałczywski

Vdekja është e natyrshme si djepi
të dyja janë mrekullira të mëdha të vogla
në kohën e tanishme të bëra
në mënyrë të përkryer
ka nuk ka
nuk ka ka
ka provë fizike
nuk ka asnjë dyshim

## NIDZICA – OLSZTYNEK *

Rreth e përqark
retë davariten në mënyrë sinkronike
sa çel e mbyll sytë
kaleidoskopi i livadheve krijon modele të shkëlq-
yera
sot nga një diell bie dritë  balsami
si një milion vite më parë
as zjarr nuk pati
dhe bota nuk ishte e atillë
dhe nuk do të jetë as nesër
dhe nuk di mbase do të marr vesh
pa lëvizje të Gishtit

* Qytete në Poloni



## Xhuzepe NAPOLITANO (ITALI)

U lind në Minturno (Lt - Itali) në 12 shkurt 1949 dhe banon në Formia. Është i martuar me Irene Valonen, poete dhe aktore, kanë një vajzë, Gabrielën. I diplomuar për Letërsi në Romë, në 1972 me temën e diplomës mbi teatrin surrea¬list francez, Xhuzepe Napolitano ka dhënë mësim për 33 vjet letërsi italiane dhe latinisht në gjimnaze të ndryshëm.

Që nga viti 2006, drejton një kolanë librash të vegjël: "dhoma e poetit", në të cilën ka botuar, përveç se shumë libra të tij poetikë dhe me ese, edhe autorë të ndryshëm italianë të njohur dhe debutues, dhe sidomos përkthime të poetëve të Mesdheut, të panjohur më parë në Itali (francezët D. Leuwers, G. Drano, E. Burgos, A. Olive dhe N. Stamberg, spanjollët C. Vitale, A. Serna dhe G. Vega, tunizianët S. Nasr dhe R. Chehaibi, shqiptarët A. Tufa dhe Sh. Emërllahu, algjerianen S. Negrouche).

Në vitin 2008 ka themeluar shoqatën kulturore "dhoma e poetit" (ku është dhe president), me të cilën ka organizuar prej vitesh një festival ndërkombëtar poezie në jug të provincës së Latinës (në Komunat e Itrit, Formias dhe Spinjos): "Zëra të Mesdheut". Në vitin 2011, Festivali u mikprit nga ekspozita ndërkombëtare "Yacht Med Festival", me 12 poetë që vinin nga 10 vende të ndryshme.



Botimet kryesore në poezi:

Çaste 1970; Brenda gjurmës 1978; Ma¬skë 1978; Nëse te e nesërmja gjen pak të djeshme 1989; Krijesë 1993; Poezi / jo po¬e¬zi 1994; Fjalë fjale 1998; Zemër rëre 1998; Loja 1999; Ekuilibër i ndryshueshëm (përkthyer në spanjisht nga C. Vitale) 2000; Kalime (5 libra të vegjël), 2002; Sextines de Campodimele (përkthimi nga Nicole Stamberg) 2002; Bashkë me ty u linda sërish 2003; Në bregun e kohës 2005; Fluturo lart, fjalë 2007; 10 poezi (përkthyer në gjermanisht nga R. Vecellio) 2008 dhe (përkthyer në shqip nga R. Salihu) 2010; Antologji (poezi 1967-2007 nën kujdesin e S. Di Spigno-s) 2009; Masa jetësore (përkthyer në spanjisht nga C. Vitale) 2009; Ditët e Naimit (përkthyer në shqip nga E. Zaimi) 2009; Genius loci (18 poezi për Normanno Soscian), 2009; Fletorkë 2010; Pastaj... (përkthyer në arabisht nga A. Youcef) 2010; Ditët e Tunizisë 2011; Shfaqja e sigurisë (përkthyer në frëngjisht nga G. Drano) 2007 dhe (përkthyer në arabisht nga A. Youcef) 2011. napolitano.giuseppe@ymail.com stanzadelpoeta.wordpress.com

## FJALË (E PASTAJ...)

Do të mbes (kur – “e pastaj?...” –
prej meje prej fjalëve të mia
të lodhesh vërtet) do të mbes
ai i fjalëve – të shumtave
fjalë që të thashë e të shkrova

e pastaj... do të pendohem se nuk dita
të t’mbështes në vend se të flas
e të shkruaj fjalë
por faktet (faktet që
– do ta doje një gjë të tillë? – do të tregonin
një aftësi reagimi timen
por kurrë të shfaqur haptas kur rasti
e donte) nuk pata forcën
t’i zbuloja – ku ishin fshehur?
në palat e një bisede përherë in fieri

e pastaj... pastaj do të mbes ai i fjalëve
të ëmblave, prekëseve, ngazëllyeseve
thelbësoreve, të rrëmbyeshmeve fjalë
të thëna, shkruara, pëshpëritura, përkëdhelura
kushtuar zemrës sate ndjesive tua
kushtuar asaj që qemë

– fjalët që do të të pendojnë atëherë
njëmend të lodhesh prej meje



## 5 SHTATOR

Ti tash vjen dhe pritja që për sa vjet më rrejti
se mund të bëja dhe pa ty,
nës a përralla ëndrrat e mia mbi letër,
tani më nxjerr një mburojë të brishtë
dhe më propozon një përtej përtej vetes sime

Boll kohë do të duhet të ribëj tualetin
dhe si i ri të dal para teje,
pa dredhira me maskën më të bukur
si në rrethanat e jashtëzakonshme
por do të jem gati kur –
dhe nuk dua të pres më gjatë
– të më kërkosh dorën të të mbaj
në dashç të të prij
dhe dora ime do të të japë besim
më të madh, në dorën tënde

Tani, ja pse një ditë duket sikur një
tjetër që nuk është por është njësoj si t'ishte
mu sikur ajo që më parë ish t'mos ishte
– të jetë vallë një fëmijë?

## RIKTHIM NË SÈTE

Të përshëndesin kuajt e bardhë
të Kamargës dhe shkurret erëmuese
në erë, të përshëndesin
pishat e "Mas de Suéde"
dhe vreshtat e shtrembër ndën diell

Pa ty Seta duket paksa e trishtë
– si ajo e dy kërriçave
fotografuar beftë në mes të zabullimës
jopoetika e një dite që lodh

Të përshëndesin kodra të shogëta
dhe fshatra ku koha pezull mbet',
të përshëndesin luzmat shumëngjyrëshe
të turistëve me pushime,
dhe fytyrat e paqta të fshatarëve
në pushimin e drekës në periferi:

është një pyetje e vazhdueshme për ty:
ku je, pse s'je këtu?

Pa ty Seta duket më e trishtë.



## Ekrem AJRULI
## (MAQEDONI)

U lind më 1 shkurt 1957, në fshatin Sëllarcë e Epërme-Tetovë.
Është pjesëmarrës i disa manifestimeve letrare në vend dhe jashtë. Bashkëpunëtor i rregullt i revistave “Diogen prokultura” dhe “Maxminus”.
Punon në Sh.B & Shtypshkronjën “Arbëria Design” – Tetovë.
Udhëheqës i sektorit të botimeve.

Ka të botuara këto përmbledhje:
-Marshi i demonëve - 1995;
-Rroftë e qoftë Lolestani - 2004;
-Kur qesh doktor Valuta-2007.



## ALARM

globi kollitet
dridhet ka ethe zjarrmi
sylugatët alarmojnë
kujdes është pandemi
nga erdhi vallë
kush e di
vërtet fajtorë janë shtazët
apo e polli si çdoherë
përbindëshi-NJERI
kudo seanca-kongrese debate
vampirë në frak të zi
lëvizin institute klinika-qeveri
gripi (H1N1)
shpikje e derrave
SURRATNJERI

## KRROKAMË

krrokamë horrash në verë
krrokamë sorrash në vjeshtë
zhurmë vertebrorësh
që kurrë nuk heshtë
krrokamë sorrash në mot me shi
krrokamë horrash në mot me diell
zhurmë bezdisëse që t’ngjallë neveri
përzierje krokamëglasash
kah do poshtë-lartë

mozaik fekalesh
kudo mbi parqe e asfalt
mbi degë të blirit pushojnë sorrat
krrokama ngjall trishtim
nën hije degësh mrizojnë horrat
vallë ku e ka vendin SOJI IM.

## DO TË SHKRETA EPOLETA

Ndrit katundi anë e mbanë
Vajti terri erdhi mëngjezi
U gëzua tërë mëhalla
Se poet u bë Pekmezi
Shkruan vargje me shtërzim
Ca satira e parodi
Deklaron pa hezitim
Penë e parë jam në letërsi
I thotë gjërat shkurt e prerë
Për do të shkreta epoleta
Një poezi e boton shtatë herë
Çka nuk mban mjerë gazeta
Mer lapsin prej padronit
E vërsulet mbi fletore
Për ta ruajtur lezetin e fronit
Bën do vargje hamullore
Penën n'dorë si jatagan
E vringëllonë ditë e natë
Ku e din poet pekmezi
Se satira s'duron diktat



## BINI BURRA

Bini, burra, bini
Poshtë e lart pushtetit
Sa të mundni vidhni ripni
Në llogari t'miletit
Vërsuluni natë e ditë
Tryezave të rakisë
Burrërisht me besa-besë
Në llogari t'qeverisë
Le të çirret sa të dojë
Opozita anembanë
Edhe ajo është soji juaj
Mos e prishni sevdanë
Hani çka të mundeni
Veç salltanateve të miletit
Po i hëngrët dhe ato
Vjen dita e kijametit



## Subhransu PANDA
## (INDI)

U lind më vitin 1984 në. Jeton në Bhubaneshvar, kryeqytetin e provincës indiane Odisha, Indi. Është poet, gazetar dhe krijues filmash. Ka botuar dy libra dhe ka xhiruar katër filma për çështje mjedisore. Me një përvojë rreth 6 vjeçare në mediet e shtypura dhe vizuale, ai ka dhënë gjithashtu një kontribut të konsiderueshëm si gazetar mjedisor. Shkruan për shumë botime periodike lokale për mjedisin, industrializimin çnjerëzor, erozionin bregdetar, letërsi, kulturë dhe çështje të jetës së përditshme. Ka bashkëpunuar me OTV (Televizioni i Odishës), SAMBAD, AROMV, PARYABEKHYAK etj.

Shkruan edhe prozë letrare, edhe poezi. Romani i tij i parë do të botohet këtë tetor në një revistë të Odishës. Ka botuar tashmë dy libra letrarë. Ka redaktuar edhe 3 revista letrare. Ka prodhuar emisionin "Koha letrare", një revistë televizive letrare në OTV. Në vitin 2008, kur u mbajt për të parën herë, mori pjesë në "Takimin e poezisë për poetë të rinj SAARC". Është indiani më i ri që gëzonte këtë mundësi për të këmbyer idetë me homologët e tij nga vende të tjera të Azisë jugore. Është laureati i çmimit të shtetit të Qeverisë së Odishës për vitin 2007-08 për dorëshkrimin e tij "Gapa" me tregime të shkurtra.

Drejton po ashtu një shtëpi botuese: PEN IN.

Gjithashtu interesohet për filmin. Si krijues filmi, deri më tani ka bërë vetëm dy dokumentarë të vegjël. Është anëtar i Shoqatës së Filmit në Bhubaneshvar (FSB). Si gazetar përfaqësoi Odishën në Festivalin e 5-të të filmit për mjedisin dhe natyrën "CMS VATAVARAN" në tetor 2009. Në nëntor 2010 mori pjesë në "Punëtori informuese e medieve të Azisë jugore për ndryshimin e klimës" në Nju Delhi.

Prej korrikut të këtij viti punon si ndihmës-menaxher për komunikim të korporatës në një projekt për një central elektrik.

Subhransu Panda jeton në Bhubaneshvar, kryeqytet të Odishës.

Adresa e korrespondencës: C-54, Prachi Enclave, Chandrasekharpur, Bhubaneswar-751016 Odisha, India; E-mail: subhransupanda@yahoo.co.in



## KJO ËSHTË RRUGA QË ÇON NË SHESH

Rrjedha e dy lumenjve po të ishte bërë njësh
Do të harronte udhën drejt detit
Kjo natë mos u mbaroftë kurrë.
Nuk di pse ti dukesh
Aq intime sonte
Kush mund të thuaj që posedon kur agon dita.

Nuk kam parë por errësira
Ka dëshmuar, se si kofshët e tua janë me pika
Kjo nuk më prish punë.
E qoftë vetëm për një natë
Luajmë rolin e dashnorit dhe të dashurës
Në këtë dhomë të infektuar me ëndrra.

Ylli i mëngjesit duket i çngjyrosur
Është kohë për të rregulluar flokët e tu
Mbajë këtë katërqindpesëmbëdhjetshin
Të mbaruar dje.

Në rast se burrëria ime e zbehur do të njihet
Në dritën e ditës
Preferoj të mbaj një maskë
Kjo është rruga që çon
Në shesh.

Tani do të ndahem prej teje
Dikush do të ëndërroj natën e ardhshme
Si unë.

Në mungesën tënde
Do të ngrij në kujtimet e natës së uritur.
(2005)

(përkthyer nga odia në anglisht nga Sushant Mohapatra, nga anglishtja në shqip nga Silke Liria Blumbach)



## DITAR

Kur të zgjohesh
laje fytyrën tënde në dritë
endu nëpër qytetin që mbulon çarçafin e diellit

Mos e ha mendjen se a je i njohur apo jo
Bëhu i sigurt që qenke poet
Me këtë ekstazë, mbështetu mbi bankën prej çimentos në stacionin e autobusit.
Hape gojën derisa të kënaqesh
dhe ofroi një këngë pëllumbit
të ulur vetëm në Krishnaçuda.

Ki një dhomë në park
Mblidhi ditët që kalove me të dashurën
Brengat le të fluturojnë
drejt horizontit.

Konkurro me hijen tënde
poshtë poleve elektrike
Dhe pusho pak kur bëhesh i tëhuar nga drita
Duke u strehuar në një tub
Bisedo me yjet deri vonë
Pi nga pellgu aq sa mundesh.

Tash mund të kthehesh pa rrezik në shtëpi me qira
Duke kërcyer përmbi gardhin
Shko e fli gjumë para se dielli troket në derën tënde
Përgatite ëndrrën tënde për nesër.

Kur të zgjohesh përsëri…

## LE TË ËNDËRROJMË

Ëndrrat nuk kushtojnë asgjë

Pse derdhim lot në errësirë?
Pse e fajësojmë fatin?
Të lumtë janë ata
që posedojnë hartat e
ëndrrave të shkëlqyera

Madje shumëve u mungon një natë
për të mbledhur ëndrrat e tyre

Para se të kërcejmë në shtrat
le të përgatisim një ëndërr
për nesër

A nuk mëson asgjë
nga kjo errësirë?

Hesht
Nata po intensifikohet
Mëngjesi nuk është aq larg

Mëngjesi nuk është aq larg
Duke mbajtur këtë ëndërr
netët janë për t'u kaluar
Sidoqoftë borxhet nuk largohen

Nuk ka rrugë të lënë mbrapa!

Le të mos digjemi për lumturi
Më mirë të vrapojmë pas fluturave
prej nesër…



## Hristo PETREVSKI (MAQEDONI)

Hristo Petrevski është lindur më 4 shkurt 1957 në Krushevë. Është themelues dhe drejtor i shtëpisë botuese "Feniks" në Shkup. Është anëtar i Shoqatës së Shkrimtarëve të Maqedonisë nga viti 1985. Një nga themeluesit e revistës "Stozher" dhe manifestimit "Praznik na lipite" (Festë e blirit) në SHSHM.
Tash është redaktor përgjegjës dhe kryesor i revistave "Trend" dhe "Knizhevna akademija" (Akademia letrare). Hristo Petrevski është magjistër i kulturologjisë në letërsi në Institutin e letërsisë maqedonase në Universitetin "Shën Cirili dhe Metodi" në Shkup. Është dhe docent në Universitetin ESRA në Shkup dhe doktorant në temën "Përralla autorësh-analizë krahasuese".
Libra me poezi për të rritur: "Pasqyra", "Nevojë vullkani" "Bisedë me muret" "Në luleshtrydhe krimb" "Maja", "Mburoja" "Trup i huaj" "Udhëtar në kthim" "Zabel" "Gjuhë gurore" "Çelës xhami" "Ngjyrë e bardhë" "Lexim i të pashkruarës" "Pantomimë".
Libra për fëmijë dhe të rinj: "Bonsai" "Të mençurve nuk u duhen shkallë për t'u ngjitur"
Prozë për të rritur: "Shitore në ajër të pastër", "Dreqi i mirë" "Piramida", "Labirint"
Prozë për fëmijë dhe të rinj: "Tramvaji i Shkupit", "Fshehtësia më e madhe", "Mirupafshim, Kenzo Tange", "Fëmija që dëshiron të jetë bletë"
Gjithashtu autori ka shkruar shumë ese dhe kritika, si dhe është i përfshirë në shumë antologji dhe përzgjedhje, ndërkaq është fitues edhe i disa çmimeve letrare.



## GABIM

Gabim është vetëm ajo që nuk është gabim.
Gabim është vetëm ajo për të cilën njerëzit vlerësojnë se nuk është gabim.
Gabim është që njerëzit vlerësojnë se ka diçka gabim.
Gabim është vetëm ajo që nuk mund të përmirësohet dhe përjetësisht mbetet gabim.
Gabim është vetëm ajo që nga Zoti është gabuar
Gabimi nuk është asgjë, mu për këtë shkak-as e gabuara nuk mundet të përmirësohet.
Gabim është e gjithë ajo që ka pamje virtuale dhe rregullohet.
Gabim është të mendohet se ka diçka gabim.
Gabim është të mos lindësh në kohë të gabuar dhe në vend të gabuar

I gabuar është njeriu që nuk është si dreqi i gabueshëm.

## NJERIU I GABUAR

Si mund ai të mos jetë AI
Kur edhe ai është AI

Për të qenë ai AI
Respektivisht të mos jetë AI DHE AI
AI duhet të jetë dikush krejtësisht tjetër
Ose i ngjashëm me të por prapëseprapë i ndryshëm.

Ashtu siç nuk ka dyshe në botë plotësisht të njëjtë
Ashtu siç nuk ka dy gishta të njëjtë në duar dhe këmbë
As sytë, vetullat dhe qerpikë nuk janë plotësisht të njëjtë
Ashtu edhe AI është vetë, AI dhe plotësisht VETJA!

Në vend të fusnotës:
1) nuk ka njeri të gabuar
2) çdo njeri është i gabueshëm
3) njeriu i gabueshëm ecën mbrapshtë
4) atë askush nuk e kërkon edhe ai askënd nuk kërkon
5) ai është dreq i vërtetë



## FILOZOFI E GABUAR

Mos ji filozof "i drunjtë"
Mos ua sqaro zogjve këngën
Qenve lehjen
Peshqve heshtjen

Mos i pyet
Ç'flasin gjinkallat
Hipur lartë në dru
(a do t'i zgjojnë ketrat)
Derisa është vapë e padurueshme
Ndoshta dhe qajnë, rënkojnë (përpëliten),
Flasin
Apo si muzikantë falas zbavitin (argëtojnë)
Njerëzit!



## Diti RONEN
## (IZRAEL)

Diti Ronen u lind më 1952 në Tel Aviv. Është autorja e dy librave me poezi-Hënë e brendshme, bllok shënimesh(Hakibbutz Hame'uhad, 2002) dhe Kur shihe n brekët (Gvanim, 1999).
Poezitë e saj studiohen në institucione akademike dhe disa prej tyre u vunë në muzikë, u përshtatën për skenën, u përkthyen në gjuhë të huaja dhe u botuan në SHBA e gjetiu.
Ftohet rregullisht të bisedojë për poezinë e saj në Universitetin Bar-Ilan dhje në vende të tjera.
Dr.Diti Ronen u diplomua në Repartin e Arteve Teatrale, Shkolla e Arteve Vizuale dhe Interpretuese, Universiteti i Tel Avivit. Prej vitit 1999-2006 ishte kryetarja e Raporteve të Teatrit dhe Letërsisë në Ministrinë e Kulturës të Izraelit.
Momentalisht Ronen jep mësime dhe këshillon për politikën e kulturës dhe administrimin e arteve. Është duke punuar edhe librin e saj të tretë me poezi, që synohet të botohet në vitin 2009.



*

Ti lahesh në lumë
dhe unë vij e zhytem pranë teje
dhe uji që prek trupin tënd
prek timin.
Asnjë fjalë nuk thuhet
edhe shikimi është i heshtur.

Dhe një zog i zi i madh
që duket si rojtar
mbi një degë, i rregulluar mirë,
nga ana e bregut,
dëshmon dijen tone.

*

Ti ecën pranë meje gjatë udhës
që çon drejt pazarit
dhe nga atje në banjot publike
dora ime e djathtë prek tënden të majtë

Gjatë gjithë rrugës shkëmbejmë
pikëpamje. Era

mban mbi ne një çadër dielli
prej gjerësisë së vetëdijes.

Dhe ti je gjysma ime e dytë
Dhe ti je gjithçka që unë nuk jam
Dhe ti je gjithçka që dua
Dhe ti nuk je, dhe unë jam me veten time.

Zemra ime është e tërë
Me këdo që më përshëndet në paqe.

*

Të pashë sot si më shikove
një re e bardhë e vogël
e vetme në këtë qiell të kaltër
që ne rrethon tani të dy.
Dhe ndonëse gjendeshe aq larg,
shkove me mua në treg dhe mbajte shportat e mia
Dhe erdhe me mua në shtëpi dhe hoqe sandalet e mia
Dhe hyre me mua në dhomën time
Dhe ishe pranë meje në orën e leximit
Dhe vështrove mbi supin tim në orën e shkrimit
Dhe më pyete: a do të më tregosh poezinë tënde të re?

Gjatë gjithë ditës mendova për ty duke pritur
çastin e lindjes.

*

Ti rri pezull mbi kopshtin
ndërsa koha të bën me sy.
Këdo që mbaje në krahët e tu
mbetej e fshehur në dhomat e zemrës sate
si pluhuri që u harrua
në qoshen e shtëpisë:
Vajza që unë kisha qenë
Që u bë gruaja që isha
Që më vonë u bë nëna
Që u bë gjyshja -
Ne të gjitha grumbullohemi tani
Në një trup të ngjeshur.

E gjitha kjo bukuri
si do të ta rrahë gjoksin
kur do të zgjatësh krahët e tu
drejt meje
në një lëvizje pezulluese.



## Salajdin SALIHU (MAQEDONI)

Ka lindur më 26 maj 1970, në Tetovë. Ka doktoruar për letërsi në Universitetin e Shkupit. Ka botuar librat: Vdes pas gjërave të imëta (poezi dhe tregime, 1996), Panteoni i utopisë (ese, 1997), Nata e parë e pushtimit (poezi dhe tregime, 1998), Gjurmë (ese, 1999), Gënjeshtër e sinqertë (poezi, 2004), Natë e blertë vetmie/Zelenata noc na samosta (poezi, 2005),
Digresione (ese, 2008), Vonë për gjëra të turpshme (poezi, 2009), Digresione II (ese, 2010)
Është bashkautor i librave: Edhe ne dëshmojmë - We witness (shqip-anglisht) – publicistikë (1996), i antologjisë së The likuid sun, SPE (2003), Tecno sonce, MPS (2003), i publikimit Roli i komunikimit në integrimet rajonale dhe globale, (2008), i librit Gazetaria –Njohuri të përgjithshme, (2009). Përkthyes i librit të Izet Sarajliqit, Përmbledhja sarajevase e luftës (2004). Është fitues i disa çmimeve për letërsi: Çmimi "Serembe" 2008 për libër më të mirë me poezi; "Qiriu i Naimit", 2008 etj. Poezitë dhe shkrimet e tij janë përkthyer në disa gjuhë dhe janë përfshirë në antologji dhe panorama të ndryshme. Punon pedagog në Universitetin Shtetëror të Tetovës.

## POETËT VIJNË ME VONESË

"Poezia është amë e mbushur me të nesërme"
Gabriel Selaja

Në orë poetike vriten zogj frymëzimi...
Poetët vijnë me vonesë.
Atdheu i tyre është e nesërmja.
Më parë duhet të takohen me të pavdekshmit e botës tjetër.
Pastaj do të vijnë që të takohen me të pavdekshmit e së nesërmes.
Zakonisht shpejtojnë kardinalët e kuq krekosësh,
që duken si fëmijë
dhe kënaqen me lodrat që vetë i kanë sajuar.
Lejojnë t'i tallin me buqeta lëvdatash
dhe dekorata publike...
Poetët vijnë me vonesë...
Dhe kurrë s'e mësojnë se kanë ardhur...

## GRUA E LARGËT, E AJËRT

O grua e largët, e ajërt,
që t'u luta të më falje një puthje,
"puthje hyjnore, kumbuese të butë si pëlhurë" ,
në një natë të trishtë,
rrahur nga depresionet,
në një natë të brishtë,
të heshtur plot ofshama;
O grua që bredh nëpër botë
e lodhur nga një humbje,
që mjeshtërisht e fshehje dëshpërimin,
që si një Triptolem më ushqeje me qumësht hyjnor;
O grua e largët, e ajërt,
me buzë të brishta,
ku flenë puthjet e lehta si ajri,
të lehta si vdekja;
puthjet krahëthyera që vdesin qetësisht,
të pa shijuar nga një burrë që kthehet në bishë;
O grua e largët,
o dashnore e shfrenuar,
bishtpërdredhur që dukeshe dhe shpirtin kishe bosh,
që flirtoje me hije për të mbytur kotësinë
dhe të vërtetën më të shndritshme që dije ta mohosh;
O grua e largët, a hije e frikshme,
sirenë që ftoje një shpirt rebel për ta vrarë…
Odise nuk isha as veshët s'i mbyllja,
po s'mundesha të rrëfeja për gjithçka kisha parë;
O grua e largët, grua e afërt,
që flirtoje me natën dhe ëndërroje një tejbotë,
ti zonjë Bovari që s'gjeje qetësi
ti nuk e di,
jo ti nuk e di,
se sa trishtim ke derdhur në botën time,
se sa zogj ke trazuar nëpër pyje mendimesh,
se sa peshq ndriçues ke trazuar në thellësitë e detit shpirtëror…
O grua e largët,
me gji plot zjarre të fjetur,
rrahur prej dëshpërimesh,
gruaja e një hijeje tjetër…



## VONË PËR GJËRA TË TURPSHME

Desha të shkruaj poezi dashurie
Të të thosha se të kam ëndërruar lakuriqe
Dhe dy gjinj mbështetur në duar
Se si klithmat tua m'u përplasën në fytyrë

Si sytë e mi të mbyllur të panë
Si pastaj ca si sfurqe m'u ngulën në shpatulla
Teksa bija në një hon
Ashtu, me muskuj të tendosur...
E pastaj pashë veten
Të lodhur
Të vetmuar
Në një krevat me çarçafë të linjtë
Ku mungonte fryma jote
Trupi i paqtë
Desha pastaj të shkruaja...
Oh...
Por tani jam shumë serioz
Për të shkruar gjëra kaq të turpshme...

## PRINDËRIT

Frikacakë të pashërueshëm.
Bota gjithmonë u duket e egër
Dhe fëmijët u duken të pakujdesshëm...

## NJË PIKË DETI DERDHET NGA SYTË E MI

Muzg ngjyrëjargavani.
Anije që dremisin mbi kaltërsi ujore dhe alga zhgënjimi.
Vasha të largëta.
Vasha të mjegullta.
Puthje të jodizuara.
Hije të dashurish ikur prej vitesh në botën e përtejme...
Deti - ikonë.
Unë - mëkatari.
Deti - joshja e një femre fatale;
syri i një vashe,
ku ankorojnë anije të mjegullta
dhe fluturojnë pulëbardha të ëndërrta...
Jam i vetëm dhe i trishtuar...
Një pikë deti derdhet nga sytë e mi.

## KUR FLEN

"Më pëlqen dashuria që është si gjumi"
D.H. Lawrence

E fjetur
e zhveshur
nga gjithçka tokësore
frymon qenia jote
në kohë hyjnore

## DUA GJITHÇKA QË LIDHET ME EMRIN TËND

I dua ato rrugë të gjata, të frikshme
që të ftojnë si prostitutat të zhytesh në çmendinë e tyre...
sepse ti ke ecur nëpër to...
I dua ato pemë mbuluar me trishtim,
të kanë bërë hije kur jashtë ka bërë vapë...
E dua këtë qytet të rrezikshëm dhe të frikshëm,
ku mund të t'vrasin papritur
pastaj të kërkojnë ndjesë për vrasje të paqëllimtë...
sepse ti jeton atje
O Diotimë e një Helderlini tragjik,
ku banon poezia
e freskët si vdekja aksidentale,
që mban vetminë përdore
dhe shfaqesh papritur në muzgun ngjyrëjargavani,
që ec e vetmuar
dhe flet heshtazi me stinët...
e dua gjithçka që lidhet me emrin tënd.



## Kristiana Dobreva STANKOVA (BULLGARI)

Ka lindur në Qytetin Sliven të Bullgarisë. Shkollën e mesme e kreu në “Dr.Ivan Seliminski” në qytetin e lindjes (me mësim në gjuhën ruse), kurse shkollimin e lart në Universitetin “Shën Klimenti i Ohrit” në Sofje, magjistre e gjeografisë.
Vargjet e saj i ka publikuar në shumë almanah si në: “Zhazhda”, “Irin Pirin”, “Poeti 2005”, “Sllovesa”, “Gllasovi od Mellnik”, “Vezni” dhe në shtypin periodik. Në vitin 2006 botoi përmbledhjen poetike “Sepse të dua”, në vitin 2007 botoi përmbledhjen poetike “Më pi ngadalë”, në gjuhën maqedone, kurse në janar të vitit 2009 përmbledhjen poetike “Lulja e kaltër”.
Ka marrë shpërblime në konkurse të shumta poetike si në: radio “Veselina”, “Për një botë më njerëzore” (2004), “Mbrëmjet poetike të Mellnikut” (Mellnishki veçeri na poezijata) (2006), “Iskri nad Bjalla” (2010), “Dobrosllov” (2010), “Pred olltara na svobodnoto sllovo” (2010).
Është redaktore e disa përmbledhjeve poetike. Jeton dhe punon në Sliven të Bullgarisë.

## KUPTIMI

Pa kufi largë dhe pa kufi afër
jetojmë këtu në botën absurde
dhe kërkojmë mënyrë që ta gëlltisim faktin,
se çdo ditë është një hap drejt vdekjes,
por nuk ka mundësi se si Kohës
t’a lidhim flatrat me litar hithëre
dhe në fakt tregoni a din dikush
në ç’drejtim koha rrjedh
në çdo çast fluturon pa kthim
dhe në çdo lindje, lind perëndimi i ri,
dhe çdo dashuri është pikë kthyese
në jetën e mundimshme të dikuj
dhe sa gjatë apo sa shkurtër
vuajmë për dashurinë e përjetshme,
e cila lind disi spontanisht,
e pastaj na rrëmben përjetësisht.
Cili është kuptimi i ditëve të numëruara…,
por ne jemi të lumtur çdo cast,
ku një gllënjkë ajër kemi marrë
dhe në atë gllënjkë fshihet Bota.

## MUNDËSIA

U përpoqa të jem poetike,
por dhimbja në shpirt më ndaloi
dhe fjlët nuk e kanë kuptimin e tyre,
dhe tragjet në rërë humbasin
dhe nuk ka rrugë për kthim prapa,
do të kërkojmë anije gjatë ditëve të shkretuara,
sigurisht do të takohemi, por për shkurt kohë,
ashtu sikurse fare nuk kemi jetuar
në këtë botë të papërsosur pa dashuri,
pa gabime dhe drejtime të braktisura.
Të të falë për mua është mundësi
të të dashuroj pa qenë e tmerrshme.

## QETË

A ke fjalë për mua?
Nga tuat plot heshtje.
A don të më ftosh?
Këtu jam një pëllëmbë largë.
A mund të të dëgjoj?
Madje heshtja është e shurdhet.
Ishte dashuri përplot me tinguj.
Sot thjesht është e qetë.

*Përktheu nga origjinali: Adem Abdullahu*



# Haxhi SHABANI (MALI I ZI)

Haxhi Shabani lindi, më 9 qershor 1963 në Anë të Malit-Ulqin. Shkollën fillore dhe të mesme e kreu në Ulqin. Fakultetin Filozofik, Degën e Gjuhës dhe Letërsisë Shqipe e kreu në Prishtinë, më 1987. Gjatë studimeve për sukses të shkëlqyeshëm shpallet "Student i Dallur".

Me krijimtari letrare filloi të merret qysh në shkollë të mesme, gjatë fillimit të viteve të tetëdhjeta, duke botuar fillimisht poezi në revistën "Koha" që botohej në Titograd (Podgoricë). Në studime në Prishtinë botoi poezi në revistat: "Zëri i rinisë", "Bota jonë", "Fjala" etj.

Interesimin për punën shkencore e filloi gjatë viteve të fundit të studimeve (1986/87), duke botuar artikuj gjuhësorë në "Bota jonë" e "Zëri i rinisë". Diplomoi në vitin 1987 me temën "E folmja e Anës së Malit në sistemin fonetik e morfologjik", duke u vlerësuar me sukses të shkëlqyeshëm.

Pas përfundimit të studimeve botoi leksikun e frazelogjinë gjuhësore nga Ana e Malit dhe Ulqini si dhe artikuj gjuhësorë për bilinguizmin në Ulqin dhe Tuz në revistat "Gjuha jonë", "Studime albanologjike", "Rilindja", në Prishtinë dhe "Shkodra ndër shekuj" e "Buletini shkencor" në Shkodër, "Fati" e "Lemba" në Ulqin.

Gjithashtu analizoi nga aspekti dialektologjiko-gjuhësor tekstet e shkrimtarëve bejtexhinjë nga Ulqini: Ali Riza Ulqinaku dhe Hysejn Bushati. Mori pjesë në takime të ndryshme shkencore si në Prishtinë, Ulqin, Shkodër etj.

Kreu studimet pasuniversitare në vitin 2006 në Fakultetin Filologjik, Degën e Gjuhës shqipe duke mbrojtur magjistraturën shkencore me titullin "Dygjuhësia te shqiptarët e Ulqinit" te mentor akademik Rexhep Ismajli.

Në vitin 2007 botoi librin "Rrezikimi i gjuhës shqipe" ("Për dygjuhësinë te shqitprët e Ulqinit") në shtëpinë botuese "Toena" nga Tirana".

Në fushë të krijimtarisë letrare botoi dy përmbledhje me poezi: "Të kërkoj" (1995) dhe "Natë e portokalltë" (1998 . Është përfshirë në përzgjedhjen e shkrimtarëve shqiptarë në Mal të Zi "Dritaren lëre hapur", botuar nga Art Club, në vitin 1998. Është përfshirë po ashtu në vëllimin poetik përzgjedhës në shqip e anglisht "Manifestimi letrar ndërkombëtar Ditët e Naimit 2000". Në takimin ndërkombëtar letrar "Ditët e Naimit" që organizohet në Tetovë, në vitin 2001 për poezinë "Amerika më merr më të mirë" shpërblehet me çmimin e parë "Qiriu i Naimit".

Në fushë të gazetarisë nisi të botojë qysh në fillim të studimeve në fakultet. Intenzivisht me gazetari merret qysh në fillim të viteve të nëntëdhjeta. Ishte korrespondent i disa gazetave, revistave e

agjencive nga Prishtina. Pastaj gazetar, lektor e redaktor i disa revistave nga Ulqini dhe i Radio Ulqinit. Qysh në vitin 1998, punon gazetar-korrepondent nga Ulqini në Redaksinë Shqipe të Televizionit të Malit të Zi. Në televizion realizoi disa portrete dokumentare si për shqipëruesin e "Biblës", dom Simon Filipaj dhe për ndihmesën e Bajram Rexhës në arsim, kulturë, politikë etj.
Që nga hapja e Fakultetit të Mësuesisë në gjuhën shqipe në vitin 2004 në Podgoricë është asistent i lëndëve fonetikë e fonologji dhe morfologji e gjuhës së sotme.
Nga viti 2007 është kryetar i Shoqatës së Krijuesve Art Klub nga Ulqini e cila është organizatore e veprimtarive letrare, kulturore, shkencore dhe botuese.

## SYTË E TU NDRYSHOJNË NGJYRË



Kur të shikoj, kur s' më shikon
Kur më vështron kur s'të vështroj..
Shikim yt i pikëlluar me flet
Ai është më i thellë se loti
Më i zëshëm se qarja
Dhe s' di se kah shkon
ajo e kaltërta e gjelbërt
e syve tu?
Tashmë ata sy pushtohen
nga e hirta gri.
Dhe nuk e di si duron
Dhe nuk e di si duroj
Të mos qajmë së bashku
për pikëllimin tënd.
Kur t'i shoh ata sy
Kur më shohin ata sy
E shoh shikimin tënd të hazdisur
Kur vetëm në momente e ngazllyer je
Si shkëlqejnë tash ata sy.
Sytë e tu përsëri ndryshojnë ngjyrë
Tashmë e mugëta e muzgut
I vesh me një vello mistike.
Tash vetëm ëndrra i shpëton.
Sytë e tu tash kanë ngjyrën e diellit
Dhe të hënës bashkë.

# KUJTOMË

I.
Edhe kur të jem midis shkretëtirës
Me shpirtin e tharë
Duke ngritur rërën e përflakur përpjetë
Me pëllëmbët e përvëluara
I etur për sytë e tu
KUJTOMË!
Se do të çahet qielli
Nga sytë e tu
Do të pikojë ujë  burimi
Nga ata sy qielli.
Unë atëherë do të  ngrihem
Më shpejt se Feniksi
Do të të gjej
Kudo që ke shkuar
Kudo që je zhdukur
Kudo që je strukur
REMEBER ME .

II.
Edhe kur të jem
Midis ujëdetit
Midis ujoqeanit
Kur trupi im i gjatë
Për peshkaqenët
S'do të dalë as për një kafshatë
KUJTOMË!
Se ata nga babëzia e të ngrënit
Sytë s'do t'm'i hanë
Unë gjithsesi
Kudo që të jesh do të  vij
Të të përkëdhel me sy
Ke shijuar ndonjëherë ledhatimin e syve?
Do t'ja filloj nga ndarja e flokëve
Pastaj me sytë e mi
Do t'i kreh sytë e tu me dritë.
Aty, ti e di, do të bësh pak vend
Për sytë e mi që të  pushojnë pak
Nga shikimet mishngrënëse
REMEBER  ME.

III.
Edhe kur të jemi
Në rrugët e ndryshme të  qiellit
Ti  në njërën galaktikë
Unë një një tjetër galaktikë

## KUJTOMË!

Edhe i djegur në qofsha
Nga përcëllimi i diellit verbues
Unë do të vij se s'bën
Për të kujtuar
atë prekjen time të lehtë
mbi ndarjen e flokëve
në kokën tënde të molltë
Ato prekjet tuaja trupore
Nuk e di me dashje a padashje
Ato detajet e veshjes tënde
Që të mbështjellin trupin
Me valëzim të brendshëm
REMEBER ME
Sepse vetëm për këtë
Jam i gatshëm të vdes
Të ringjallem dhe përsëri të vdes.

## MAGJI

O sa kam nevojë të braktis
Burgun e njëtrajtshmërisë
Burgun e përditshmërisë
Të pushtohem nga liria e magjisë
Që ma dhuron ti.
Atje, në atë magji
Vetëm shi i ngrohtë bie
Mbi dy qenie tona
Të bëra avull.
Ne avullojmë
Vallëzojmë vallen e valë
Të vibrimeve të venave.
Kjo valle
Veç me sy të mbyllur
Vallëzohet
Duke u çliruar
Nga çdo gjë e tepërt.
Kjo valle
Vallëzohet
Trup për trup
Shpirt për shpirt
Eshtër për eshtër.
Nuk shoqërohet
Me asnjë fjalë
Me asnjë melodi.
Ajo ka emrin magji.



## Primo SHLLAKU
## (SHQIPËRI)

U lind më vitin 1947 në Shkodër. Ka kryer Gjuhën dhe letërsinë shqipe në Fakultetin Histori – Filologji në Universitetin Shtetëror të Tiranës. Ka dhënë mësim në institucione të ndryshme të arsimit të ulët dhe atij universitar.
Ka botuar librat: Lule nate (poezi), 1994, Hana e njelmët e ditës (poezi), 1995, Edhe fjalët shkojnë në ferr (poezi), 2005, Kosova - Saga e Ballkanit (reflek-sione, me bashkautor), 2002, Nji Uliks që s'mbrriti kurr në Itakë (Martin Camaj), 2006, Lule nate (ribotim i zgjeruar me shënime), 2008, Fleurs de nuit (2009), botim në Francë nga shtëpia botuese Bien-être
Ai ka përkthyer një sërë librash të autorëve të njohur si: Charles Baudelaire, 'Lulet e së Keqes', Jean-Paul Sartre, 'Baudelaire (monografi sprovë për një psikologji ekzistencialiste), Gotthold Ephraim Lessing, Laokoon (Mbi kufijtë mes Pikturës e Poezisë), André Gide, L'immoraliste, (roman), Omar Khaiam, Rubairat (nga frëngjishtja me konsulent persian), Jean-Paul Sartre, Zaret u hodhën (skenar filmi), Diomed Vlahu, Far stuhie (poema) nga greqishtja e re, Arshi Pipa, Politika gjuhësore në Shqipërinë so-cialiste (monografi për ShNjL)
Jeton në Tiranë.



## DHURATË (II)

Po të dhuroj
                    heshtjen e malit
dhe nji lule kryeulët,
që s'pati kohë me sajue aromën.
Kjo lule zemrohet nëpër erë
dhe s'mundet me ikë
Po ta dhuroj pa aromë,
vetëm të dridhun nëpër erë,
me besë se aroma dhe dridhjet
janë motra
të ktij qielli indigo
që nji dardhë në lule
andrron për vete
ditën e dasmës së vet
kur bletët i munguen.

Razna,13.04.2011

## S'KA MÂ HYJ

S'ka mâ hyj
          që kputen netve të gushtit
e bien
mbi pllambën e pritjes.
Mes nesh ka vetëm shi,
shi kambëngulës,
që shtrin horizontin.
Edhe kur të vijë moti i mirë,
edhe kur të dalë vera,
dielli do të jetë i ftoftë
e drita e tij e lagët.
Mund të jenë veç do lule të vogla,
çilun para kohe,
aq para kohe,
sa s'mundën me pasë aromë.
Ky shi e përlau të tashmen
dhe unë vetëm të kam dashtë...
Me dashtë nëpër shi
                    âsht e pamundun...
Me jetue nëpër shi
                    domethanë mos me të takue
kurr në të tashmen.
Ke ikë nëpër shi
dhe shi do të jesh bâ.

Razna, 13.04.2011



## VIZITË

Shkova
në të gjithë vendet
ku ndêjtëm.
Karrikja jote ishte ftofë.
Bishta cigaresh të spërdredhun
flenin nji gjumë të marrë
në nji shtrat prej hini.
Brrylat e ty
s'e kishin gungue tavolinën
e fjalët tona
i kishte mbledhë me fshesë
nji kamarier.
Kjo âsht e para herë
që nji fjalë e imja
nuk e përndez lulkuqen.
Kjo e para

që nuk  bâhem kthesë e lumit
dhe qielli nuk âsht mâ
nji kmishë e freskët puplini,
hekurosë me avull.
Pra ftyrën s'ta mbaj mend...
Trupi yt u zhdrodh
e ra prej timit,
kurse mbi dysheme
uji i harresës ngurron me u tha.
Në betejën tonë kundër kohës
do t'i humbas krahët,
gjymtyrët do t'i humbas
dhe nji vit kryemadh
do të na shtypë
si faraon.

Tiranë (te Paulini) 16.05.2011



## Agron TUFA
## (SHQIPËRI)

Agron Tufa u lind në 1967 në Sohodoll, Dibër. Studioi për letërsi në Universitetin e Tiranës dhe në Institutin Gorki të Moskës. Më pas kreu studimet pasuniversitare në Institutin e Kulturave Evropiane, po në Moskë, ku mbrojti masterin në përkthim letrar, për krijimtarinë e Josif Brodskit. Është poet, shkrimtar, përkthyes dhe studiues, si dhe profesor i Letërsisë së huaj të shek. XX, Teorisë së përkthimit dhe rrymave letrare në Universitetin e Tiranës, Fakulteti Filologjik. Ka mbrojtur gradën Doktor i Shkencave Letrare me punimin"Mistika e Origjinalit", sërish në lëmë të përkthimit.
Veprat e tij janë: Aty tek portat Skee (1996), Rrethinat e Atlantidës (2002), Avangardë engjëjsh (2005), Fryma mbi ujëra (2007), Gjurma në rrjedhë (2010), romanet Dueli (1998), Fabula Rasa (2004) për të cilin u nderua me çmimin kombëtar Pena e Argjendtë, Mërkuna e Zezë (2006) dhe Tenxherja (2009), me të cilin ka fituar çmimin "Rexhai Surroi" për romanin më të mirë shqiptar në Kosovë; po ashtu, ka shkruar përmbledhjet me ese Janusi qindfytyrësh (2004), Kuja e Mnemozinës (2010), Thembra e Akcilit (2009) dhe veprën monografike Dibra me sytë e të huajve (2008). Në shkurt 2010 është nderuar me Çmimin e Madh Kombëtar për veprën letrare në Shqipëri.



## MËNGJESI

I

Mëngjesi hyn me një karrocë dore,
dyst me pupla e sy të pulitun zogjsh,
me mjegullën e pezullt të gjumit
                                        nga dhoma në korridor.
Karroca e dorës avitet ngadalë nëpër mjegull.
Fantazmat largohen me gjeste miqësore,
fluturojnë palë-palë në trajta rrobash
të palosen padukshëm në mjegullën
që përvidhet ndën derë, platitet qoshesh,
shuhet nën presionin e ujit në lavaman.
Ku treti kështu gjithë ai panair fantazmash
                                                    multiplikative?

II

Zgjimi është një elektrik dore
me bateri, thuajse të skaduara,
sa memzi lëshon dritë në retinat
e mpira të syve mes puplash në karrocë.
Lepuj e demonë, trajta ekcentrike,
antropomorfe, surreale

tërhiqen në formacion të rregullt
nën zilen e muzikës së zgjimit.
Është dikush, i padukshëm, që e shtyn
karrocën me sytë e fjetur mes puplash.
Është dikush që i shpupurit puplat gjumashe
dhe foleza shpërgjumet gugatjesh, përqafjesh.
Kaçurrelat e tij janë nginjur aroma fëmijësh.
Mirëmëngjes Mëngjes! Më vjen keq
t'i shkund thërrimet me sklepa,
gjurmët e puthjeve, mbresën e çapokut
të ngrohtë të mëllenjave në faqe.
Keq më vjen ta shprish trajektoren ritmike
të rrahjes së gjakut në zemër.
Mëngjesi. Karroca me pupla gjumashe.
Sy të rimtë e gugatje! Mirëmëngjesi -
familja ime dadaiste!

* * *

O djalë i sheqertë e sytrishtë!
Të lumen ditë e sose mbi kryet e babit të sëmurë!
O djalë i bardhë, rrezëllor, re puplore mbi shtrat -
pendë vezulluese engjëlli
që trazon veshtullinë e mugët të dhomës së ngime n'ilaçe.
O vogëlush engjëllor, sahat fosforeshent xhepi
para syve të mi! Djalë i fildishtë, more, me emër të hareshëm -
kush ta kalli hijen e idhtë në gjak?
Asgjë e keqe me babin s'ka me ndodhë;
i lodhur është babi dhe pak i mërzitun,
thjesht malli e ka marrë me u ankue pak,
sall me kthy n'vedi një grimë e me bujt
shmangas prej botës me zhurma shkallmuese...
Paj romantikës vend tjetër s'i mbet, pos tek sëmundja.
Dëgjomë, vogëlushi im sykallajtë:
merr më mirë borinë e verdhë tek lodrat e tua
dhe fryji... fryji t'avyten si kancona t'ambla motrat rreth teje,
për dysheme ta ulin, gjallë prej kubeje
afreskun me engjëjt fiorentinë.

Ka me mbrritë atëbotë ma i nalti prag i sëmundjes
dhe kamomili i bebëzave të tua
s'ka me e pasë thjerrzën e zezë në zemër të gonxhes.

*   *   *

A do ta dimë ndonjëherë vallë
ç'gjësend është i denjë
për këngën e trishtë të gjërave?

E trishta këngë e gjërave
rrëshqet nën lëkurë.
Pranitë e padukshme
ngaherë i shpërfillim
dhe humbim përditë
                    mes objektesh kaba
ku kënga na rëndet; shkërmoqet motivi...

Mes keqkuptimesh na rritet pendesa
për epoka jetime, pa përjetim.
Keqardhjet tona tash u bënë pengje
dhe kurrë më s'do ketë për ta ngushëllim.

*   *   *

E dashura qau ndaj të gdhirë, pa zë,
dhe lotët i shkisnin, rrokulliseshin për faqe,
dhe supet i dridheshin me ngashërima.
Ishte e shtunë shtatori të vonë,
gjethet e para qenë futur nën prag;
të tjera, të pezullta, lakoheshin në ajër.
Ishte ditë pushimi dhe një mendje më thosh
me marrë arratinë ku mendja s'kish bujtë.
Por e dashura dënestë dhe dielli s'kish lindë,
qe veç ndaj të gdhirë shtatorit të vonë...
Nuk e dija shkakun, as ngushëllimin...
ndaj gishtat e mi kërkonin me instinkt
ndofarë enigmë mes flokëve të saj.
Në gjoks ia marr kokën, i pëshpërij në veshë
ninullat e palindura për pyje të largët
ku trokthi i kuajve shuhet në myshk,
ku ndihet veç tingulli i dhëmbëve
                                        të shqarthëve
që zhvoshkin prej drurësh lëvoren e njomë.
E dashura pushoi, me gjasë po dremiste
në paqen që fal gjumi i ri.
                              Të mbramet fjalë,
ndërsa kridhej në gjumë,
                              i rrëzoi si fletë
në puhizën e lehtë.
                    Si pezm a si mall,
unë rri e i mbledh nëpër dhomë kuturu:

"Ç'bëhet atje, larg, me fëmijninë time gege...?
Po me gjuhën e dashtun, kush na ftohu kështu?"

Ishte ditë shtatori të vonë... Malli dëneste
në vetë të parë.



## Ndue UKAJ
## (KOSOVË)

Ndue Ukaj është shkrimtar, kritikë i letërsisë dhe publicist. U lind në vitin 1977 në Stubëll të Epërme të Komunës së Vitisë. Ka kryer studimet për letërsi dhe gjuhë shqipe në Fakultetin e Filologjisë në Universitetin e Prishtinës, ku ka ndjekur edhe studimet e magjistraturës. Në Suedi ka ndjekur kurse të gjuhës dhe kulturës suedeze. Ka qenë anëtar i disa redaksive letrare. Po ashtu, ka qenë editor i revistës për art, kulturë e shoqëri "Identiteti" që është botuar në Prishtinë. Është i përfshirë në disa antologji të poezisë shqipe, brenda dhe jashtë. Poezitë dhe tekstet e tij janë përkthyer në anglisht, rumanisht, spanjisht dhe italisht.
Është autor librash me poezi dhe studime letrare.
Ndërsa libri Godo nuk vjen, u laureua me çmimin kombëtar ”Azem Shkreli” për librin më te mirë të botuar me poezi në vitin 2010 në Kosovë.



## GODO VJEN

Mos qajë furishëm, Godo vjen
Furtuna ka pushuar, e rruga nga Irlanda është e kalueshme
Ai ka zbutur shikimin e trazuar dhe zemërimin akilian
Edhe dhembja e gjoksit i ka pushuar.
Ai vjen nën Pemën e Jetës.
Ku e ke krijua folenë e pritjes
Me një kënetë dëshirash t'lidhuna lak.

Godo vjen me muzikën e detit plot heshtje
Pritja jote e ka trimëruar,
Ai vjen me thesin plot enigma,
Pranë Pemës që është kalbur
Ku ti pret me i fut duart e dridhuna
Që t'i kafshoi ironia e pritjes se pafundme.
Dhe fjalët që ndërronin trajtë çdo mëngjes.

Sythi yt i blertë si beson kohës, as pritjes,
....e as ardhjes së tij.
Me dushkun e pemës thur kurorën e fitores. Sa gëzim.
E me shpresa të reduktuara deri në mosbesim, tret shikimin
Dhe kalon nëpër lumin e rrëmbyeshëm pa u vërejtun.
Papritur kthen rrugën në gjysmë.
Ulesh me mërrola zjarrndriçuese afër e më afër Pemës
Ku dritat e bardha ta thithin shikimin e përmalluar.

Ku ruan nostalgjinë e pritjes.
...hapin e zemrës.
Nëpër gishtërinjtë e lodhur numëron teatrin absurd-
eve
Me aktor të lakuriqësuar pranë t'cilëve
Spektatorët janë shpërndarë në meridianët e vdekjes.
Duke e pritur Godonë.
Dhe frikën nga gjarpri nëpër trupin e pemës së kalbun,
Që frushkullon pa nda.
Eh pra, Godo vjen, pritja jote e ka trimëruar.
Pranë Pemës së Jetës
Me trupën e aktorëve me ndërtua
teatrin e shpëtimit për ty.
Dhe kohën e pritjes që zgjat sa ardhja e tij.

## GODO ERDH

Është natë, bubullimat s'kanë t'ndalun
Të dridhet trupi i lagur nga shiu i rrëmbyeshëm
Nën Pemën e Jetës duke pritun Godonë.
E pritja t'ka shndërruar në statujë moderne.
Ku folenë e jetës e kanë korbat
e natës e zogjtë vetmitar.

Vetmia jote është strukur si gjarpër i lidhur
Mes së cilit përbirohet gjuha e tij helmuese.
Papritur dëgjohet një e trokitur e furishëm, ti se dëgjon.
Veshët t'janë mbyllur nga krimba që ngjiten trupit tënd.
Si plakut para Derës së Ligjit
në tregimin e Franc Kafkës.
Pret t'hysh në misterin e Ligjit, më fal, të Godos
desha me thanë.
Me kuptua misteret e abusurditizmit të barasvlershme
Me ato të dehumanizimit.

Zot im,
Godo erdhi, me shikimin e mërrolur dhe thesin e shqyer,
Me dëshira të humbura gjatë rrugës së gjatë të
kthimit
Nën Pemën e Jetës, ku e prite pafundësisht.

Ti se njohe,
E ai erdhi me trajtat e një fytyre
që se kishe imagjinuar kurrë.
Me zërin e lodhur që se kishe dëgjuar kurrë,
Me shikimin e trazuar që se kishe parë kurrë.
Trishtimi të shtang trupin. Krimbat përplasën tokës

Nga trupi yt i shndërruar në pritje.
Trishtueshëm kape kokën e llastuar,
u përplase pas thesit të tij
Duke kërkuar dëshirat tua të thara si gjethe vjeshte
Nëpër të cilat shkelin këmbët e dehura
Dhe lotët vërshuan faqeve tua, qafës tënde
U hodhe në krahët e dëshpërimit
E prite si nusja dhëndrin në shtratin e braktisur,

Duke ëndërruar krahëhapur me ta sjell thesin e mbështjell me ëndrra
Ku ti fut duart butësisht, si nëpër flokët e dashura... prehesh aty
Dhe lyp ëndrrën tënde, që ngatërrohet nëpër gishtërinjtë e gjatë.
Dhe fshin ballin dhe kupton se Godo erdh dhe pritja jote mbeti pritje.

## PËRCIPTAZI



Tymi shungullon... një kreshtë malesh mbi mua ndërton
Ku luhatet koka ime si gota e zbrazun e rakisë n'dorën e lodhur.
Ku cakërrojmë gotat e krijojmë tym mbi ne
Dhe përciptazi lexojmë poezitë e tua, poezitë e mija.
Jashtë bie shi, bubullimat s'kanë të ndalur.
Ti thua përciptazi tymi po ecën mbi poezitë e mija,
Del nga flaka e tyre, nga zjarri që s'duket,
....Nga gacat që t'djegin duart, shikimin e ftohtë.
Mbi të cilën hahen metaforat e alegoritë,
Padukshëm, papashëm, përciptazi çdo gjë ec mbi tokë
Nën qiell përciptazi...rrëshqasin këmbët
E gjurmët fshihen pa u krijuar mirë.
Unë them poezia ime s'ka tym, as zjarr, nuk ka as gaca.
Përciptazi kalon shikimi yt nëpër gotën e rakisë së zbrazët
E mbush me një letër të grisur, lëmsh të bërë
E hap, me sy t'zgurdulluar përciptazi shoh tufën e tymit
Si krijon një re mbi kokën tënde...kokën time
Dhe pikat e shiut që binin butësisht mbi xhamin e jetës.
Është kohë përciptazi kjo-thua dhe përplas gotën.
Mbi tokë e nën qiell.



# Gustavo VEGA
# (SPANJE)

Gustavo Veg u lind më 1948 në León, Spanjë. Eshtë doktor për filologji spanjolle nga Universiteti i Barcelonës, i diplomuar në filozofi në Universitetin "Shën Thomas Aquinas" në Romë, në filozofi dhe arte (specializim filozofi) në Universitetin e Barcelonës dhe në pedagogji në Universitetin e León-it. Teza e doktoraturës: Poéticas de Creación Visual en España, 1970-1995 (Poetika të krijimit pamor në Spanjë,1970-1995).

Flet për shumëfishmërinë e poezisë së tij pamore: ideografike, kaligrafike, shkronjore, konkrete, hapësinore, video-poezi, poezi tridimensionale -- poezi-objekti ose poezi-skulpture, poezi-instalimi, poezi-veprimi etj.

Vega, njëri nga ushtruesit kryesorë të poezisë pamore në Spanjë, u lind në León, por prej vitit 1972 banon në Barcelonë. Është i specializuar në kërkim teorik, pedagogji dhe veprimtari krijuese në tri fusha: filozofi, poezi dhe artet plastike. Tri disciplina, të cilat Vega i kombinon dhe shpesh sintetizon në veprat e tij duke arritur një grupim të përkryer nga elemente letraro-poetike dhe arti plastik. Si artist plastik dhe poet pamor ka pasur ekspozita të veçanta në Spanjë dhe Argjentinë dhe ka marrë pjesë në më shumë se njëqind ekspozita grupore.

Vega është autori i veprave Habitando Transparencias (Duke banuar tejdukshmërisë) (Barcelonë: Àmbito Literario, 1982), El Placer de ser (Kënaqësia e qenies) (Madrid: Ed. Endymion, 1997), Prólogo para un Silencio (Parathënie për një heshtje) (Barcelonë: Ed. Zendrera Zariquiey, 2001), La Frontera del Infinito (Kufiri i të pakufizuarit) (León: Kolek. Palabra & Imagen, Universiteti i León-it, 2005), Plaça del Bonsuccés (Plaza del BuenSuceso) - Talleres de Creación Poética en Barcelona- (Punëtori poezie në Barcelonë) Madrid: Ed. Libertarias, 1994) dhe shumë libra në formatin "folio" me poezi pamore dhe ndërdisiplinore: Al límite del instante (Në skajin e çastit), Teoría-81 (Teoria-81), 3x3-3 etj. Ka themeluar dhe e drejton grupin Ex.Tensión Fonética si dhe Laboratorio de Investigaciones Poético-Fonéticas (Laboratorin për kërkim poetiko-fonetik), që ka mbajtur shumë referate në rajonin e Katalonisë. Si pjesë të veprimtarisë së tij pedagogjike ka mbajtur seminare, kurse dhe punëtori për shkrim krijues në Spanjë si dhe në Amerikën Latine. Për disa vite dha mësime në historinë e artit në Universitetin e Barcelonës si dhe mësime të poezisë pamore në Universitetin e León-it dhe institucione të tjera.

## DUHET TË DIMË

Ti, unë
duhet të kemi një lloj deti
prej gurësh në damarët,

një thikë me sustë të ngecur në
kujtesën tonë,
një rreze absurde dielli
që ndriçon mosqenien tonë

ose, nëse jo, më thuaj pse
ëndrrat tona gjithmonë
rrëshqasin nëpër
gishtërinjtë tanë.

Duhet
të gjejmë pse
i gjithë ky ndryshk, e gjithë kjo harresë
na e zverdh vështrimin
duke ikur gjithmonë nga

vetja jonë.

## PA SHENJA

Ti e kërkon veten
në mes të çakllit të
dritës sate të rënë

në asfalt.

Ti e kërkon
veten por gjen vetëm pasqyra
pa imazh,

pa imazhin
të cilin e pret.

Ti e kërkon veten
por vetëm e gjen lotin
të cilin e varrose.

Ti e kërkon veten por
ëndrrat e tua thyhen
kundër kohës.

Ti e kërkon veten por...
Dhe do të vazhdosh të kërkosh, ta kërkosh veten duke vdekur.

## LODÉVE / FESTIVAL, 2006

Francezi thotë OUI
Portugezi thotë SIM
Spanjolli thotë SÍ

Rusi thotë DA
Arabi thotë NAÁM
Egjipciani thotë AYWA

Shqiptari thotë PO
Hebreu thotë KEN
Okcitani thotë OC

Maltezi thotë IVA
Anglezi thotë YES
Berberi thotë YAH
Gjermani thotë JA

Maqedonasi, serbi,
kroati, malazezi
thonë DA

Persiani thotë BALEH
Turku thotë EVET

Gjeorgjiani thotë KI
Italiani thotë SI
Katalani thotë SÍ
Unë them SÍ

Por ti... thua JO
Ti thua JO
JO



## Këze Kozeta ZYLO
## (SHBA / SHQIPËRI)

U lind në Tepelenë. Pasi diplomohet në Universitetin e Elbasanit “Aleksandër Xhuvani” për Gjuhë dhe Letërsi (1979), punoi si mësuese e Letërsisë Shqipe dhe botërore në disa gjimnaze të Tiranës, ndërkohë kryen dhe studimet pasuniversitare në Universitetin e Tiranës.

Merr pjesë aktive në krijimin e Partisë Demokristiane të Shqipërisë dhe që nga themelimi ishte në Kryesinë e saj. Në vitet 1994-1995, u zgjodh Sekretare e Përgjithshme e Partisë Demokristiane të Shqipërisë, si dhe drejtonte gazetën “Ora e Shqipërisë”. Në shkurt të vitit 1997, me shpërthimin e trazirave social-politike në Shqipëri, emigron në ShBA (New York), ku integrohet në shoqërinë e atjeshme, vazhdon kualifikimet në kolegj, emërohet Këshilltare e studentëve në BramsonORT College (2000-2004). Ka botuar në gazetën “Illyria” në USA. Është bashkëpunëtore në TV “Kultura Shqiptare” dhe pronare te TV Alba Life, New York. Ka botuar librat me poezi: Monumenti i Lotit (2005), Pranverë pa Mimoza (2006), Mjellmat po të vijnë (2008), Një fjongo dielli nga New Yorku (2010), Refleksione shpirtërore (kritikë, ese, reportazhe) (2010).

Ka punuar sekretare për shtypin dhe informacionin në Shoqatën e Shkrimtarëve Shqiptaro-Amerikanë. Punon në Bordin e Edukimit në Nju Jork.



## E FUNDIT QË JEP SHPIRT...

Zërin se kam bilbil, të të këndojë mbi degë,
As si i ëmbli Naim, të të mjekojë buzën e çarë,
Por po të fal sythin e fjalës, që çel në pranverë,
Dhe Hënën tek parku, që të prêt me aq mall.

Dhe shfaqesh ti pranë pemëve të heshtura,
Me vjeshtën e florinjtë, që gjethet rrëzon,
Në kujtimin e bukur, lotëve të patretura,
Brenda gjoksit të Hënës, veç ti qëndron.

E mbështjellë kujtimin me të butin mëndafsh,
Dhe vesh pemën e zhveshur, nudo nga vjeshta,
Si shenjtore e heshtur, mes kopshtit qëndron,
E fundit që jep shpirt, është vetëm shpresa!

Manhattan, 1997

## NË SHPIRT I KISHJA FSHEHUR

Dhimbshëm u ndava nga shkronjat ILIRE,
Të huajat më prisnin udhëve të mundimshme,
Në shpirt i kisha fshehur, me mallin e Hënës,
Dhe një unazë antike të nënokes sime…!

Lotova pa ndalur ndarjen me klasën,
Dhe s'munda të duroja përlotjen e tyre,
Në shtegtim iu mora të ëmblat kujtime,
Dhe hartimet përgjysmë: "Kthehuni Dallandyshe"

Me dënesë përqafova fisniket kolege,
Zemrat si zogth filluan të dridheshin,
Në pikturë Rembrandti një lot u kthye,
Dhe dhimbjet tona pikë-pikë digjeshin…!

Dhe vitet fluturojnë, e pazonja t'i ndal,
As penën në shqip që shkruan në kartë,
Ndërsa brenga e kthimit më gërryen ngadalë,
Dhe hartimet përgjysmë, që s'ja u ktheva prapë…

Manhattan, 1998



## NJË VARKË HËNE

Pranverë të tyltë më hodhe supeve,
Me frymën tënde që lehtaz e prek,
Një fashëz Hëne butë të puth syrin,
Që si nuse e bukur zbret nga retë

Barisim të dy në ajër të dehur,
Si pëllumba paqeje në të bukurin qiell,
Kjo mbrëmje e prushtë kujtimet ka krehur,
Dhe si me magji në shtëllunga i tjerr...

Dhe mund të duket kjo, një romancë e bukur,
Brenda qiellit të ëndrrave, që s'shuhen kurrë,
Nga liqeni i syve ca pikëza loti rodhën,
Dhe me buzët e tua m'i fshive ti gjithë nur...

Dhe s'besoj të jetë ky i fundit ëndërrim,
Që me krah magjie i bie botës rreth,
Ndërsa një varkë Hëne më bën strehim,
Bashkë me Yllin tim që me aq mall e pres!

New York, 2000

# PËRMBAJTJA

Boton
Manifestimi Letrar Ndërkombëtar
“Ditët e Naimit”
Tetovë

Drejtor
Shaip EMËRLLAHU

Lektor
Ekrem AJRULI

www.ditetenaimit.org

Botimin e ndihmoi
Ministria e Kulturës e R. Maqedonisë



U shtyp më vitin 2011, në shtypshkronjën
“ArbëriaDesign“, Tetovë.

CIP - Katalogizimi në publikim
Biblioteka popullore dhe universitare ‘Sveti Klimen Ohridski’, Shkup

KËNGA E DETIT / (Përgatiti: Shaip Emërllahu; përktheu: Silke Liria Blumbach);
Manifestimi Letrar Ndërkombëtar ‘DITËT E NAIMIT’, - Tetovë, 2010; 136 f.; ilustr. 21cm.- (Biblioteka ‘Meridiane poetike’)

ISBN 978-608-65084-2-5
Emërllahu, Shaip

COBISS.MK – ID 84928778